*O i bukuri i Qiellit, të lutem mos ma qit në harresë atdheun tim e atdhetarët e mi! Shtrije dorën e fuqishme mbi ta e nëse u kërcnohet ndonjë yll i pafat, dili zot e mos m`i len m`u marrun nëpër këmbë*!

Shtjefën Gjeçovi

**Parathënie**

,,Edhe toka më pjellore, po të mos punohet, prodhon ferrat më të egra'' thotë Anaksagora dhe në rrjedhë të kësaj maksime filozofike ishte një synim i kahershëm i imi që të ,,punoj këtë tokë pjellore'' , të njoh të kaluarën e vendit tim, vendlindjes dhe trevës sime. Përkundër kësaj dëshire, u përballa me një errësirë jo të vogël historike, sepse nëpër furtunat e kohës që kaluam, nuk kishim shtetin dhe pushtetin tonë e si rrjedhojë nuk kishim as arkivat tona që do të na furnizonin me të dhënat historike që kërkoja.

Së fundi, treva e Hanit të Elezit është vendbanimi ku së paku deri më tani, asnjëherë nuk është ndërmarrë ndonjë hulumtim konkret arkeologjik. Në vitin 2008 erdhën dy arkeologë nga Instituti i Arkeologjisë së Kosovës e më vonë edhe zyrtarë nga Qendra Regjionale për Trashëgimi Kulturore në Gjilan dhe tentuan së paku të krijonin një pasqyrë hulumtuese në këtë trevë,por megjithate, kazma e askujt nuk u ngul në këtë dhe.

,, Por, sado i vogël e i zhveshur të jetë visari, që na ruajtën gjyshërit tanë, mjafton sa të na bëjë të njohim se sa të mira na vodhi fati ynë i keq'', thotë Dara i Riu dhe në hulumtim të këtij visari dhe fatit nëpër shekuj, udhëtuam fushave, maleve, kodrave e luginave, shpellave e rrëpirave dhe ,, sikundër përroi i shiut që ve përpara dushkun dhe dhenë e fushës, ndërsa kodrat si nget, ashtu edhe lumi i kohës e lë pa ngarë zakonet larg bregut të tij''. Dhe si rrjedhojë e kësaj, kjo tokë arbërore filloi dalëngadalë nga ,,barku'' i saj të nxjerrë në sipërfaqe atë që na e kishte fshehur nëpër shekuj dhe falë saj, ne sot dimë më shumë se sa dje.

Pllakat arkeologjike që u gjetën vite e dekada më parë në trevën e Hanit të Elezit, si pjesë e etnikumit shqiptar, si dhe reliktet e mbetura nga lashtësia nën dhe e mbi dhe, janë argumente të forta për jetën e zhvilluar që moti në këtë trevë. Në rrjedhë të kësaj, ne hulumtuam edhe visare të tjera, që janë me interes për këtë trevë, qoftë relikte arkeologjike, etnografike dhe etnologjike dhe të gjitha këto i sheshuam në libra të cilat u botuan vite më parë.

Një dimension tjetër, që kishte mbetur pa u hulumtuar në këtë trevë, ishin edhe gjurmimet antroponimike dhe në këtë libër arritëm t`i zbërthejmë ato, për aq sa ishte e mundur të ndriçohet një gjurmim i tillë.
Analizuam mikrotoponimet dhe toponimet e kësaj treve, gjithnjë duke i kërkuar rrënjët ilire-dardane-arbënore-shqiptare, duke mos lënë anash shkrimet mbivarrore, dokumente osmane, si defterët dhe libra të botuara nga autorë të ndryshëm e që kishin të bëjnë me trevën e Hanit të Elezit.
Në fakt, kur vite më parë botova librin ,,Gjurmime etnografike në trevën e Hanit të Elezit'' ku kam trajtuar mjekësinë popullore, traditat e zokonet e kësaj treve, ritualin e martesave, fejesave dhe vdekjeve, vlerat etnomuzikore si dhe emërvënien, në kuadër të këtij libri shkrova edhe për gjurmimet antroponimike dhe me ndryshime të vogla, tani mëtoj ta botoj si libër të veçantë.
Mendojmë se tanimë lexuesi ka në dorë një libër me të dhëna të cilin nuk e kishte dje, tanimë lexuesi ka një pasqyrë më të çartë për jetën dhe të kaluar e kësaj treve dhe ky libër do të nxisë edhe më shumë hulumtues të kësaj treve dhe jo vetëm, që të detajojnë edhe më shumë të kaluarën e popullit shqiptarë nëpër shekuj.

**Autori**

Pjesë të shkëputura nga një recension më i zgjeruar i shkrimtarit Fadil Curri, me rastin e botimit të librit tim ,,Gjurmime etnografike në trevën e Hanit të Elezit'' në kuadër të cilit u botua edhe shkrimi për Gjurmime antroponimike:

**Fadil Curri**

(Recension)

ETNOGRAFIA E RROPOSUR DHE E SHPËRFAQUR E HANIT TË ELEZIT ME RRETHINË

Hani i Elezit me rrethinë është gjeografi e histori e panjohur deri para një decenie kur hulumtimet e publikimet e specifikuara mungonin; së paku ishin si pjesë e dy vendbanimeve historiko-administrative, Skupit si kryeqytet historik nga Dardania ilire e deri në kryeqytetin e vilajetit të Kosovës dhe Kaçanikut me pozitë gjeostrategjike dhe organizative sidomos nën pushtetin e Perandorisë Osmane.

Kohëve të fundit, qoftë në aspektin shkencor ose letrar, pas luftës 1999 sikur u krijua një republikë entuziastësh dokumentues e letrar në Han të Elezit; ata që e kuptonin se të ndihmosh ndriçimin e një pjese të lashtësisë në të vërtetë ndihmon dijen e kulturën etnike si tërësi. Në këtë frymë nuk do mend se njeri emblematik është Shaban Çupi me veprat e tij për historinë e tokës e nëntokës, heroizmat e këtij komuniteti liridashës e bujar. Këtë e dëshmoi edhe me dorëshkrimin që mëton të jetë libër, "Gjurmime etnografike në trevën e Hanit të Elezit.

Kjo vepër e Shaban Çupit ka synim që, jo vetëm banorëve të kësaj ane, por edhe të tjerët të interesuar ta njohin kulturën e trashëgiminë që në ndërkohësi është shndërruar në etnografi, t'ua ofrojë kureshtarëve të kësaj fushe.

Nuk është lehtë të rroposësh tokën e historinë e kësaj ane, edhe më e vështirë është kur nuk posedohet ndonjë traditë hulumtuese dhe që përpjekjet duken si të pakrahë, të izoluara dhe e pashteg. Megjithëkëto përballje, autori nuk tundet para qëllimit të tij dhe është kurajoz kur hulumton ngjarje të para ndonjë shekulli deri në ditët e sotme...

Pjesë etnografike janë edhe emrat e njerëzve dhe të vendbanimeve, demografia e tyre nëpër faza të ndryshme kohore. Shumë regjistra e statistika janë objekt hulumtimi dhe që kanë të bëjnë me banorët e vendbanimeve të kësaj ane në të dy krahët e lumit Lepenc dhe Grykës së tij. I rreket patronimisë dhe mikrotoponimisë që haset në këto anë dhe në njëfarë mënyre përgënjeshtron dealbanizimin e tyre nga pushtuesit, sidomos të fundit sllavë, por sjell edhe synime për kthimin në shqipësinë e natyrshme. Bie fjala, rrjedha e kulturës fetare nëpër histori që disa studies ta shtrembërojnë shqiptarësinë, në këtë libër rezulton se vazhdimësia shqiptare në këtë anë është edhe nga koha paraislamike, me sjelljen e emrave thjesht shqiptarë, si Gjoni, Stepani, Leka, Pali e tjerë që hasen në toponiminë e patroniminë e kësaj ane.

Edhe nëntoka e kësaj ane është interesante, falë punës arkeologjike vullnetare të autorit dhe që përmes tyre na del civilizimi i hershëm dhe vazhdimësia shqiptare. Duke dashur që lexuesve t’ua bëjë më të qartë shtjellimet, sjell edhe literaturën e shfrytëzuar me asnjanësi e korrektësi faktizuese.

Marrë në tërësi veprën hulumtuese e ndriçuese të Shaban Çupit për ndriçimin e historisë shpirtërore e materiale, edhe kjo që i qaset etnografisë, mund të themi se atë që bëri Shtjefën Gjeçovi për kulturën, arkeologjinë e etnografinë shqiptare, sinonimi i tij lokal për Hanin e Elezit është Shaban Çupi, autori i librit “Gjurmime etnografike në trevën e Hanit të Elezit”.

**Vështrim i përgjithshëm arkeologjik për trevën e Hanit të Elezit**

Treva e sotme e Hanit të Elezit shtrihet në pjesën jugore të Republikës së Kosovës dhe përfshin sipërfaqen prej 83 km² me rreth dhjetë mijë banorë. Në jug kufizohet me fshatrat shqiptare të Republikës së Maqedonisë: Bllacën, Nigishtanin, Greçanin, Radushën e Jazhincën, ndërsa në veri kufizohet me qytetin e Kaçanikut. Kryeqytetin e dikurshëm të Dardanisë ilire, Skupin, Hani i Elezit e ka në largësi prej 22 km, ndërsa kryeqendrën e Kosovës, Prishtinën, e ka në largësinë 63 km, kurse kryeqytetin shqiptar, Tiranën, 255 km.

Përmes vendbanimit të Hanit të Elezit kalon lumi Lepenc ( Lypena, Sh.Ç.) , i cili buron nga malet e Sharrit dhe derdhet në lumin Vardar me gjatësi prej 58 km.[1] Fuqinë rënëse të këtij lumi e rrit edhe lumthi i fshatit Kotlinë, ai i Dimcës dhe Ortica (Përroi i Rezhancës) të cilët jo rrallë kanë vërshuar edhe nëpër vendbanimet e kësaj treve.

Hani i Elezit me rrethinë në pikëpamje klimatike është nën ndikimin e klimës së ndryshueshme mesdhetare, pasi rrymat e ngrohta të ajrit përmes luginës së Vardarit dhe të Lepencit depërtojnë deri te fshati Puset e Nikës dhe kjo vijë na paraqet kufirin klimatik në mes të klimës së mesme kontinentale, që sundon fushën e Kosovës dhe klimës së ndryshueshme mesdhetare, që sundon fushën e Shkupit.[2]

Prania e elementit ilir apo dardan në trevën tonë me rrethinë e bëjnë të qartë materialet arkeologjike të kohës antike, disa prej të cilave janë zbuluar në fshatrat Bob, Kaçanik i Vjetër dhe në Han të Elezit[3]. Mbishkrimi në fshatin Bob i kushtohet perëndisë Andinus, ndërsa në fshatin Kotlinë është zbuluar një pllakë – altar me mbishkrimin që i kushtohet perëndisë romake, Jupiteri[4].

---

[1] Emrush Dernjani: „Hani i Elezit me rrethinë'', Prishtinë 2001, faqe 7
[2] Po aty, faqe7
[3] Emrush Dernjani „ Hani i Elezit me rrethinë'', 2001 fq. 14
[4] Emrush Dernjani„ Hani i Elezit me rrethinë'', 2001 fq. 14 dhe fq.16

Gjatë kësaj periudhe kohore, në provincën ilire të Dardanisë, janë zbuluar gjithsej 526 mbishkrime të natyrës së ndryshme, prej të cilave 201 janë nga treva e kolonisë Scupi[5]. Në kuadër të kësaj kolonie janë gjetur edhe mbishkrime të tjera nëpër gentilice të ndryshme perandorake, ku përfshihet edhe treva e Hanit të Elezit.
Në shekullin II të e.s. në Gentilicin perandorak Ulpius është gjetur mbishkrimi në Dimcë, ku përmendet Ulpia Mamae ose Ulpius Aphroditus[6]. Shekullit II të e.s i takojnë edhe dy mbishkrime të tjera të gjetura në trevën e Hanit të Elezit dhe një tjetër në shekullin III të e.s. Mbishkrime të tjera janë gjetur edhe në Kaçanik dhe plotë të tjera në Shkup e përrreth tij ( Më gjerësisht shih librin e Zef Mirditës ,, Antroponimia e Dardanisë në kohën romake’’).
Në antikë, krahas rrugës Lissus-Theranda-Ulpiana-Vendenis-Naissus që e përshkonte Dardaninë e lashtë, ka funksionuar edhe rruga tjetër jug-veri, e cila kalonte Selanik-Scupi dhe nëpër vendbanimin e Hanit të Elezit vazhdonte në Ulpiana-Vicianium-Municipium dhe vazhdonte më tej në veri dhe, siç thotë arkeologia e shquar Edi Shukriu, ,, Pjesë të trasesë rrugore Viciano–Scupi janë gjetur te Hani i Elezit, bashkë me dy miljëtregues të kohës së Hadrianit dhe Antonin Piut’’[7]
Padyshim se kjo rrugë paraqet interes të veçantë hulumtues për trevën tonë, për shkak se gjatë vitit 1995 në Lagjen e sotme të Thaçëve të fshatit Paldenicë, u gjet pllaka arkeologjike që i përket shekullit III të e.s. si dhe bazamente shtyllash prej guri, të cilat bashkë me pllakën ruhen në oborrin e shkollës fillore ,,Kështjella e Diturisë’’ në fshatin Paldenicë. Krahas kësaj, në afërsi të pllakës-stellë, në korrikun e vitit 2013, Hebib Thaçi nga e njëjta lagje, gjatë një mihje të rastit gjeti një varr gruaje dhe brenda varrit gjeti monedha të vjetra, një mjet dekorativ gruaje,

---

[5] Zef Mirdita,, Antroponimia e Dardanisë në kohën romake’’, Prishtinë 1981, fq. 20
[6] Zef Mirdita,, Antroponimia e Dardanisë në kohën romake’’ fq.51
[7] Edi Shukriu: Parahistoria dhe historia antike e Kosovës

një shtizë, fragment qeramike dhe një unazë, të cilat i mori Instituti Arkeologjik i Kosovës për trajtim të mëtejmë. Po në këtë vend gjatë vitit 1967 u gjet edhe një brezore femrash e punuar me një teknikë nga qelqi, e cila si një relikt me vlerë të veçantë arkeologjike, gjendet edhe në Guidën Arkeologjike të Kosovës.
Krahas këtyre gjetjeve, në kishën e dikurshme të fshatit Dërmjak , në vendin e quajtur Zitina, në lindje të fshatit, është gjetur kryqi i kishës së këtij vendbanimi dhe është dërguar me tren për Beograd[8]. Para disa viteve është gjetur një statujë e një gruaje prej guri me madhësi prej 2 m, që padyshim dëshmon për një vendbanim të vjetër të periudhës romake.[9]Kur viteve të 80-ta të shekullit të kaluar po hapej rruga e fshatit Krivenik, në afërsi të kishës së fshatit Seçishtë është gjetur një pllakë e shkruar e cila është mbuluar sërish me dhe, ngase nën pllakë u vërejt një bollë e madhe.[10] Një gjetje e tillë është bërë edhe nga Shaban Rogaqi në Han të Elezit, viteve të tetëdhjeta të shekullit XX, ndërsa po rrëmihte themelet e shtëpisë së tij. Pllaka është dëmtuar nga të rënat, por që në anën e sipërme të saj shihen shkronjat D M dhe e njëjta sot ruhet në Shtëpinë e kulturës në Han të Elezit. Gjetje të ngjashme janë bërë edhe në fshatin Dimcë, ku janë gjetur dy pllaka me disa mbishkrime.
Nuk përjashtohet mundësia, që në trevën e Hanit të Elezit në antikë, të kenë qenë të stacionuar edhe legjionarët romakë, ashtu si kanë qenë të stacionuar në Shkup.
Gjetjet arkeologjike, monedhat e ndryshme, relikte të tjera varrore si unaza e mjete dekorative dhe dy kalatë e pahulumtuara, njëra në Kep të Hisarit e tjetra në jug të fshatit Dimcë, trevën e Hanit të Elezit e bëjnë një zonë me vlera historike dhe në interes të hulumtimit të mëtejmë shkencor.

[8] Dr.Jusuf Osmani ,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku” fq. 91
[9] Po aty, fq 91
[10] Informatë nga Maliq Krasniqi dhënë autorit



Muri i kalasë në fshatin Rezhancë




Rruga Municipium, Vicianium, Ulpiana, Castrum (Kaçanik), Scupi



Zonë  arkeologjike me interes të veçantë, Lagja e Thaçëve në fshatin Paldenicë, ku tanimë janë gjetur relikte me rëndësi historike

**Vështrim antroponimik mbi Defterët osmanë të vitit 1455, 1467/68 dhe 1568/69**


ТУРСКИ ДОКУМЕНТИ
ЗА ИСТОРИЈАТА НА МАКЕДОНСКИОТ НАРОД
ОПШИРЕН ПОПИСЕН ДЕФТЕР № 4
(1467 — 1468 година)
DOCUMENTS TURCS
SUR L'HISTOIRE DU PEUPLE MACEDONIEN

АРХИВ НА МАКЕДОНИЈА
ТУРСКИ ДОКУМЕНТИ
ЗА ИСТОРИЈАТА НА МАКЕДОНСКИОТ НАРОД
ОПШИРЕН ПОПИСЕН ДЕФТЕР
ЗА СКОПСКИОТ САНЏАК
ОД 1568-69 ГОДИНА
ТОМ VI

Faksimil nga Dokumentet turke të përkthyera maqedonisht dhe boshnjakisht të viteve 1455, 1467/68 si dhe 1568/69.


KRAJIŠTE ISA-BEGA ISHAKOVIĆA
ZBIRNI "KATASTARSKI POPIS IZ 1455. GODINE
UVOD, TURSKI TEKST, PREVOD I KOMENTARI

Gjatë gjithë historisë njerëzore ka pasur lëvizje të popullsisë nga një rajon në një rajon tjetër, nga një vendbanim në vendbanimin tjetër.[11] Këto lëvizje të popullsisë kanë ndodhur edhe në trevën e

[11] Dr.Jusuf Osmani: ,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku'' Prishtinë, 2004, faqe 11

Dardanisë së lashtë. Përkundër shkaqeve ekonomike, në një pjesë të madhe të kohës rol të rëndësishëm kanë luajtur edhe rrethanat politike, duke filluar nga dëbimet masive, spastrimet etnike e forma të tjera të ngjashme.[12]
Sipas të dhënave të ndryshme arkeologjike, mund të pohohet se edhe territori i sotëm i trevës së Hanit të Elezit si pjesë e Dardanisë ilire, ishte i banuar që nga shekulli III i erë sonë dhe këtë e dëshmon pllaka arkeologjike në fshatin  Paldenicë, toponimet dhe mikrotoponimet e trevës si dhe kujtesa popullore ,,se në fushëgropën e Hanit të Elezit ishte një vendbanim i hershëm të cilin e kanë përmbytur ujërat''.
Një veçanti e Kosovës, për kohën e vonë antike, është prania e një numri relativisht të madh,,qytezash'' apo kështjellash që i takojnë popullsisë autoktone dardane. Emil Çershkov, një ndër arkeologët e parë që ka bërë kërkime arkeologjike në Kosovë, ka numëruar rreth 100 qytete të tilla. Në gjurmimet e tij ka vërejtur se ato lidhen drejtëpërdrejtë me dardanët dhe se disa prej tyre të vendosura pranë qendrave xeherore, mbijetuan nga lashtësia, jo vetëm në kohën e vonë antike, por edhe në mesjetë, gjithmonë të banuara nga popullsia vendase.[13]
Duke u nisur prej antikitetit të vonë në mesjetën e hershme, qytetet e Dardanisë mbetën edhe më tej qendra të njohura të jetës ekonomike dhe ndërlidhëse në transmetimin e kulturës materiale e shpirtërore të lashtësisë ilire në mesjetën arbërore. Pati edhe qytete ku jeta e tyre perëndoi gjatë shek. VI-VII[14]
Konfliktet e brendshme të krishterizmit në Perandorinë Romake, të cilat zgjatën me shekuj, përfshinë edhe  Ilirikun tonë dhe ky konflikt mori fund në vitin 1054, kur përfundimisht ndahet edhe krishterizmi dhe që nga atëherë, fatkeqësisht treva jonë ilire mbeti zonë konflikti.

[12] Po aty, faqe 11
[13] Skënder Anamali,, Studime albanalogjike'' nr.1,Shkup fq. 7 verzioni PDF
[14] Dr.Jahja Drançolli,,Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' fq. 3

Pavarësisht kësaj, gjatë mesjetës së hershme (VI-XI), trojet shqiptare ishin nën juridiksionin kishtar të papatit, ndërkaq në aspektin administrativ-juridik, ato qenë të lidhura me Perandorinë Bizantine[15].
Gjatë shekujve XI-XV, ( sipas Dr. Skënder Rizajt) në Ilirinë e Ballkanit i krijuan një varg principatash si ajo e Muzakajve, e Thopijajve, e Balshajve, e Dukagjinasve dhe e Kastriotëve. Në Kosovë u krijua edhe një principatë shqiptare. Këtë në shekullin e XII, e formoi Stefan Nimani, i lindur në një fshat të Pejës dhe qeveriste me ligjet zakonore të shqiptarëve.[16]
Krijimi i shtetit të parë ortodoks sllav në Rrasi ( shekulli X) e që më vonë serbët e quajtën shteti i Rashkës e ku merrnin pjesë shumë feudalë shqiptarë dhe këta të fundit, pranojnë edhe kanonet e ortodoksizmit dhe me pranimin e këtyre kanoneve dhe duke u lutur në kisha në gjuhën sllave, arritën që të humbin gjuhën shqipe.
Shteti i Rrasisë(Rashkës), qendra e të cilit lëvizi nga një territor në tjetrin[17], arrin të zgjerohet më vonë edhe në Kosovë në kohën e mbretit Millutin dhe në kohën e Car Dushanit, duke nënshtruar jo vetëm shqiptarët, por edhe bullgarët e grekët dhe ndaj tyre ushtrohej inkuizicioni konvertues. Meqë shteti serb kishte përqafuar fuqimisht jo vetëm ritin bizantin, por edhe ligjet e tij të mishëruara me ortodoksinë serbomadhe, ai bëri presion të përhershëm për t'i konvertuar në ritin ortodoks serb, jo vetëm mbi besimtarët katolikë, por edhe mbi besimtarët ortodoksë të ritit bizantin. [18]
Me këtë politikë, mbretëritë serbë, Dushani sidomos, synonin, në thelb, t'i zhduknin barrierat kulturore e fetare, që i veçonin dhe i dallonin shqiptarët si të tillë. Pra, kjo politikë shpinte drejt një asimilimi etno-kulturor. Pasojat e kësaj politike të dhunshme

---

[15] Dr.Jahja Drançolli,, Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' fq.6
[16] Dr. Skender Rizaj ,, Shqiptarët dhe serbët në Kosovë'', Prishtinë 1991, fq.11
[17] Dr.Jahja Drançolli,,Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' fq 5
[18] Dr.Jahja Drançolli,, Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' fq 6

duken, me një qartësi të veçantë, në të dhënat antroponomike, që shihen më së miri nga krisobulat e mbretërve nemanjidë dhuruar manastirit të Deçanit, Banjskës, Graçanicës, Shenjëtorve Mihal e Gabriel në Prizren. [19]
Pjesë të mëdha të tokave shqiptare, përfshirë edhe popullsinë, iu dhanë si dhuratë në përdorim kishave dhe manastireve ortodokse. Duke e parë se gjuha e kishës formonte gjuhën e elitës dhe administratës (e cila mbulohej nga kisha), konsolidimi i ortodoksisë u shoqërua me sllavizimin e popullatës joortodokse shqiptare [20] , andaj kjo ,,gjuhë e kishës'' ka shtypur edhe popullatën e Kosovës së sotme, rrjedhimisht edhe banorët e këtij treve.
Këto pushtime e konspiracione sllave ndikuan që në trevat shqiptare të ndryshojë në pjesë të madhe edhe harta onomastike e Dardanisë. Shumë emërtime të vjetra iliro-dardane të vendbanimeve, të emrave të njerëzve, fushave e maleve u zëvendësuan me emërtime sllave dhe të gjithë ata që nuk ishin në përputhshmëri me gjuhën e kishës, ndëshkoheshin.
Ndaj këtyre ndryshimeve të dhunshme mesjetare, qoftë në antroponimi, qoftë në anomastikë, nuk kanë mundur të jenë imune as vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit, por siç thotë me të drejtë historiani i shquar, Dr. Muhamet Tërnava, ,,**kjo situatë në atroponiminë e banorëve të Kaçanikut dhe të rrethinës së tij na mundëson që popullatën shqiptare ta kërkojmë jo vetëm ndër kryefamiljarë me emra karakteristikë shqiptarë, por edhe ndër kryefamiljarët me antroponime sllave dhe të krishtera''**.[21]
Se popullata shqiptare(arbanase) ka jetuar përreth Grykës së Kaçanikut për shekujt që po shkruajmë, e vërtetojnë edhe

[19] Dr.Jahja Drançolli ,,Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' fq.6
[20] Dr.Jusuf Osmani ,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku" Prishtinë, 2004, fq.23
[21] Dr. Muhamet Tërnava,,Kaçaniku me rrethinë deri në Luftën e Dytë Botërore'' Prishtinë 1995, fq.28

dokumentet turke të quajtura ,,Muhimme defteri’’ e të cilët demanatojnë katërcipërisht gjeografët dhe historianët serbo-sllavë ( se shqiptarët në këto treva kanë ardhur nga Shqipëria pas vitit 1689). Në njërin prej ,,Muhimme defteri’’shkruan se: Më 17 maj të vitit 1585 urdhërohet që të ndërmerren masa për shuarjen e kryengritjes në Shkup si dhe ai tjeri i datës 6 korrik 1586 ku shkruan se: Urdhër beut të Shkupit, Jusufit... në derbendin e madh të Kaçanikut në afërsi të Shkupit është grumbulluar një grup i madh plaçkitësish, të cilët kanë sulmuar shtëpi, kanë shkaktuar probleme...kanë mbytur një kadi me anëtarët e familjes së tij. Për këtë arsye është dhënë urdhër që në këtë derbend të ngritet një kala... Në atë vend edhe sot ka 500-600 kaçakë që kanë ndërprerë qarkullimin në rrugë. Për këtë arsye populli i Shkupit të lut që të mos shkosh në ekspedita ushtarake në Lindje për ku je i caktuar, në mënyrë që t`i japish fund ndërtimit të kalasë ( së Kaçanikut). Më 21 korrik të vitit 1595 urdhërohet që të merren masa të rrepta kundër ,,kryengritësve shqiptarë’’ në qytetin e Shkupit dhe në rrethinën e tij. Me këtë rast theksohet se ,,shumë pjestarë të rajës janë ngritur dhe janë bashkuar me kryengritësit shqiptarë. Më 22 gusht të po atij viti urdhërohet që të ndërmerren masat më të ashpra për të shuar kryengritjen e 10.000 shqiptarëve. Një burim tjetër osman i vitit 1609 kërkon që të luftohet kundër ,,tajfës shqiptare’’ që jetojnë në vendet e afërta të këtyra kazave që kanë sulmuar derbendin e Kaçanikut. Po në të njëjtin vit shkruan se: ... raja e fshatarëve me përkatësi etnike shqiptare është ngritur kundër tij dhe ka refuzuar dhënien e xhizjes... Po në këtë vit në Shkup dhe në fshtrat përreth tij, si dhe në Malin e Zi të Shkupit shfaqen disa spahi shqiptarë dhe të tjerë si ,,plaçkitës’’ ( Më gjerësisht shih librin: Dr. Muhamet Tërnava: ,, Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XIV-XVI’’) fq. 143, 144, 145)

**Treva e Hanit të Elezit në Defterët e regjistrimit osman**

Në defterin osman të vitit 1455 përmenden të gjithë vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit, numri i shtëpive si dhe pasuria vjetore e këtyre vendbanimeve. Vërehet se vendbanimet ishin të konsoliduar mirë, me numër jo të vogël të shtëpive dhe si të tillë kanë parahistorinë e krijimit të tyre.

Neçavci kishte 43 shtëpi, 13 beqarë dhe një pasuri prej 4648 akçeve. Goranca kishte 84 shtëpi, 17 beqarë dhe një pasuri prej 12.910 akçeve. Kriveniku kishte 18 shtëpi, 1 të vejë, 5 beqarë dhe një pasuri prej 2132 akçeve. Rezhanca kishte 30 shtëpi, 1 të vejë, 7 beqarë dhe një pasuri prej 3155 akçeve. Vërtomica kishte 13 shtëpi, 2 beqarë dhe një pasuri prej 2164 akçeve. Pusteniku kishte 50 shtëpi, 2 të veja, 2 beqarë dhe një pasuri prej 7549. Paldenica kishte 30 shtëpi, 7 të veja, 2 beqarë dhe një pasuri prej 2734 akçeve. Dimca kishte  3 shtëpi dhe një pasuri prej 400 akçeve. Dërmjaku kishte dy lagje, njëra kishte 19 shtëpi e 1 të vejë, ndërsa lagja tjetër kishte 18 shtëpi, 1 të vejë e 2 beqarë.

Edhe në defterin e përgjithshëm të vitit 1467-1468 përmenden të gjitha vendbanimet e sotme të kësaj treve, në përjashtim të vendbanimit të sotëm të Hanit të Elezit i cili është i vonshëm.[22] Përmendet fshatrat si Kriveniku, Goranca, Seçishta, Pusteniku, Rezhanca, Dimca, Neçavci, Dërmjaku, Vërtomica dhe Paldenica. Për ekzistimin e këtyre vendbanimeve i vërteton edhe Defteri osman i vitit 1568 i cili, sikur ai i vitit 1467, jep të dhëna domethënëse. Në këtë regjistrim ( 1467 dhe 1568) mungon fshati Laç i cili ka mundur të jetë i përfshirë në një zonë kadastrale me Pustenikun. Gjatë këtij regjistrimi, pra i vitit 1467, nuk figuron as fshati Dimcë, por për këtë fshat ka të dhëna të mëhershme të vitit

[22] Vendbanimi i Hanit të Elezit daton nga viti 1822, por deri në këtë vit përmendet një vendbanim me emrin Sar për të cilin mendohet se është në Fushëgropën e Hanit të Elezit të sotëm

1455, ku thuhet se fshati Dimcë kishte tri shtëpi e me të ardhura prej 400 akçesh.[23]
Megjithatë, një ndihmë jo të vogël, në zbardhjen e errësirës mesjetare të gjallërimit tonë  na e japin edhe Defterët turk, por siç thotë Selami Pulaha (1937-1991), njëri nga studiuesit më të rëndësishëm të historisë, veçanërisht të asaj osmane në Shqipëri se Defterët kadastralë, duke qenë të hartuar për qëllime krejt të tjera, nuk japin të dhëna direkte për anën etnike, por tërthorazi të dhënat e tyre onomastike lejojnë të nxirren konkluzione për këtë çështje, andaj edhe ne, në kontekst të këtyre rrethanave dhe fakteve krahasuese do të mbështetemi në këtë Defterë aq sa në mënyrë indirekte jep të dhëna onomastike dhe antroponimike për trevën e Hanit të Elezit.
Meqenëse ky Defter përfshin edhe nahi të tjera, interesi ynë është të përqëndrohemi vetëm në trevën e Hanit të Elezit dhe të ndriçojmë për aq sa mundemi periudhën më të errët, mesjetën e shekujve XII-XV.
Gjatë rrugëtimit  nëpër shekuj, populli ynë ishte nën okupime e ,,shortime'' të ndryshme dhe nëpër këto mynxyra historike, kishte raste kur edhe u tjetërsua nga vetvetja e tij. Shqiptarit me dhunë ia morën faltoret (katolike) që i kishte, ia ndërruan toponimet e mikrotoponimet në rrethin ku jetonte dhe në rrethana të tilla shumë më lehtë ishte që një shqiptar të merrte emër sllav se sa një sllav të merrte emër shqiptar, thotë historiani Selami Pulaha.
Megjithatë, Defterët në fjalë, na jepin disa të dhëna me rëndësi të qenies sonë dhe tanimë e dimë dhe e nënkuptojmë se p.sh. shqiptar Mahmudi si mysliman, ishte i biri i shqiptar Dabizhivit ortodoks, ndërsa shqiptar Dabizhivi ortodoks, ishte i biri i shqiptar Gjinit katolik, ndërsa shqiptar Gjini katolik ishte i biri i ilirit pagan i cili besonte në besime të ndryshme e më së shumti në diell.

---

[23] Dr. Jusuf Osmani,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku'', Prishtinë 2004, fq.88

Kjo vijë religjioze e gjatë sa vet  shekujt, për popullin tonë nuk ka qenë e lehtë. Nëpër labirintet e historisë jo i gjithë gjaku ynë iliro-shqiptar arriti deri në ditët e sotme. Një pjesë e qenies sonë edhe u shkombëtarizuan; disa u romanizuan, disa të tjerë edhe u sllavizuan e disa të tjerë edhe u turqizuan. Megjithatë, pjesa dërmuese e qenies sonë kombëtare arriti që të kalojë gjitha tmerret shekullore dhe arritën të ruajnë identitetin e tyre kombëtar shqiptar dhe njëkohësisht pranuan edhe fe të ndryshme, ashtu siç i kanë edhe sot në hapësirën etnike shqiptare.

Reliktet e ndryshme fetare që kanë mbetur edhe sot në kujtesën popullore dhe shqiptoheshin prej gjyshërve dhe gjysheve tona si: Nata e Qirave, Nata e Katragjegjave, e Kremte, Shmitër, Shëngjergj, Nata e Madhe, Pasha Diellin, Pasha Bukën e  relikte të ngjashme, na flasin mjaft.



Pjesa e Ujit të Thartë, fotografuar nga Kashani, fotografi e vitit 1916 nga Kryqi i Kuq Amerikan

**Një vështrim i përgjithshëm mbi elementet sakrale në trevën e Hanit të Elezit**

Duke u mbështetur në mikrotoponimet e trevës së Hanit të Elezit, pothuajse në çdo vendbanim hasim emërtimin: Te Kisha, Livadhi i Kishës, Hurdhat e Kishës, Arat e Kishës e të ngjashme. Pos mikrotoponimeve që e vërtetojnë ekzistimin e tyre gjatë shekujve të kaluar, në këtë trevë ende gjenden gjurmët sakrale për të cilat tani për tani mungojnë të dhënat se kur u ngritën ato. Të vetmin shënim që mund t`i referohemi është ai se ,,Mbeturinat e kishës së dikurshme në katundin e quajtur Pustenik i Vjetër në Grykën e Kaçanikut, në mbështetje të teknikës ndërtimore ekspertët mendojnë se daton nga shekulli X ose XI, por nuk përjashtohet mundësia të jetë edhe më e hershme''.[24]

Pra, ekspertët mendojnë se kjo kishë daton nga shekulli X ose XI, duke lënë mundësinë që të jetë edhe më e hershme, ndërsa për vendin, përkatësisht toponimin Pustenik i Vjetër, bëhet fjalë për kishën e fshatit Laç, për të cilën historianët pansllavist e fshehin të vërtetën e saj që është kishë shumë e vjetër dhe këtë e vërteton ,,Illyricum sacrumi''[25] që është gjetur në afërsi të saj. Për këtë kishë në një portal të kishës serbe thuhet vetëm kjo: se kjo kishë është mesjetare dhe nuk dihet i shenjti i saj .

Në rrjedhë të objekteve kishtare në trevën e Hanit të Elezit, në vitin 1997 zhvillova një bisedë me plakun Gani Dernjanin( ka vdekur në vitin 2002) i cili më deklaroi:

Në vitin 1967 erdhën në fshatin Paldenicë një grup ekspertësh serbë të cilët nga unë kërkuan që t`ua tregoja vendin e kishës së fshatit Paldenicë. Edhe pse e dija saktësisht vendin e saj, ekspertët i shëtita andej e këndej, por nuk i dërgova në vendin ku ishte

[24]Gaspër Gjini ,,Ipeshkvia Shkup-Prizren nëpër shekuj" fq.77

[25] Më gjerësisht shih fusnotën 86 të këtij libri. Për „Yllin e Davidit" në TV Rrokum (7.11.2015) ka folur edhe prof. Nexhmi Ganiu i cili tha se,, Ylli i Davidit është i vjetër 970 vite para epokës sonë. Këtë simbol e ka përdorë edhe Dr. Ibrahim Rugova në flamur e Dardanisë. „Illyricum sacrumin" e kemi të gdhendur në guri edhe në fshatin Kryenik, në xhaminë e këtij vendbanimi si dhe në fshatin Laç.

kisha. Përkundër interesimit shumë të madh që kishin ta gjenin atë, në orët e pasditës, thanë: ,, Kishim dëshirë ta gjenim, por nuk është kishë e jona; nuk është pravosllave dhe shkuan''.

Ne nuk e vemë në dilemë se periudha e mesjetës është me ngjarje nga më të ndryshmet; grabitje, pushtime, konvertime e asimilime si dhe bashkëjetesë edhe me popuj të tjerë ( në fshatin Guranë), por thelbi i temës që trajtojmë është se edhe në këtë trevë janë gjetur gjurmët e thella iliro-shqiptare, pavarësisht skizmës së tyre që vërtetohet edhe në defterët turk dhe nën presionin e kishës ortodokse serbe, popullata vendase, jo vetëm që detyroheshin të ndërrojnë emrin, por edhe besimin e tyre. Krahas kësaj, i ,,konvertuan'' edhe vetë objektet fetare dhe nga objektet kishtare katolike që ishin, i shndërruan në ortodokse, siç dihet fakti, Manastirit të Deçanit që është rindërtuar në vitin 1327-1335 prej fratit katolik shqiptarë Vita Kuçit nga Kotorri, i ndërtuar në tokën e Hak Kuçit nga Deçani[26].

[26] E përditshmja,,Bota sot'' e datës 22.10.2015




Shqiptarët në Manastirin e Deçanit



Gjurmë të qeramikave dhe Muri i kishës, Paldenicë




Gdhendje në gur (2015) i emrit të ipeshkvit të Dardanisë, i cili në vitin 325 mori pjesë në Koncilin e Nicës, krahas 318 etërve të tjerë, atëherë kur sllavët jetonin në Karpate

**Vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit si periferi e Skupit dardan**

Në kuptimin hartografik dhe religjioz, treva e sotme e Hanit të Elezit është periferi e Scupit të lashtë dardan e në rrjedhë të kësaj edhe kishës dardane e cila daton shumë herët në histori. Në vitin 325 të erës sonë, Konstandini i Madh, pos që e bashkoi perandorinë, ai organizoi edhe Koncilin e Nices, ku merrnin pjesë 318 etër e në mesin e tyre e gjejmë edhe nënshkrimin e ipeshkvit të Dardanisë,,Dacus Dardaniae'' [27] (Daku i Dardanisë). Vetë fakti se në Koncilin e Nicesë, Daku i Dardanisë merr pjesë si metropolit i tërë provincës, bashkë me sufraganë, si dhe mënyra e nënshkrimit të tij në krahasim me metropolitët e tjerë, dëshmon se territori kishtar dhe bashk me këtë edhe hierarkia kishtare e Dardanisë, ka qenë themeluar edhe e rregulluar më herët sikur

[27] Gaspër Gjini ,, Ipeshkvia Shkup-Prizren nëpër shekuj'' fq. 28

edhe në viset tjera. Kështu ka dëshmuar me një varg argumentesh të pamohueshme, edhe studiuesi i rrallë, Dr. Dom Gaspër Gjini.[28]
Meqenëse treva e sotme e Hanit të Elezit gjeografikisht ishte pjesë e Dardanisë ilire, edhe gjurmët ilire-kishtare për aq sa është e mundur, duhet kërkuar ndërmjet Scupit e Ulpianës, përkatësisht gjatë rrugës antike që kalon nga Selaniku-Skup-Ulpianë e që kalonte nëpër këtë trevë dhe gjurmët e kësaj rruge janë „gjallë" edhe sot dhe nga banorët e këtushëm quhet Udha e Rimit. Scupi i vjetër, ai themeltari, ishte i ngritur aty ku sot derdhet lumi Lepenc( Lypena, Sh. Ç.) në lumin Vardar( Axios), por pas tërmetit katrastrofal të vitit 518, u rrënuan dhe u zhdukën shumë vende. Këtë na e përshkruan hollësisht Marcelinuus Comes. Ai thotë se për një moment në Dardani janë zhdukur 24 kështjella...U rrënua krejtësisht Scupi...Në një gjatësi prej 30 milave, dheu kishte pëlcitur dhe ishte krijuari një plasaritje e gjërë 12 hapa[29].
Vendbanimi i ri u ndërtuar nga ana e majtë e lumit Vardar, apo buzë brigjeve të lumit Seravë me të njëjtin emër (Scupi) dhe gjatë periudhës bizantine e kanë quajtur edhe me emrin Justiniana Prima, sipas perandorit Justinian, i lindur në këtë qytet dhe i përkushtuar që vendbanimin e lindjes ta zbukurojë me ngrehina nga më madhështoret të kohës, disa nga të cilat qëndrojnë edhe sot, siç është Kalaja dhe ujësjellësi i këtij qyteti.[30] Historiani bizantin, Prokopi, thotë se Justiniani, si më madhështori i perandorisë së tij, këtë qytet( Scupin) e përcaktoi si kryeqytet të Argjipeshkvisë ilire[31]dhe riorganizoi kishën ilire.[32]
Pavarësisht turbullirave të mëdha që ndodhën nëpër gjithë periudhën e mesjetës si plaçitje, dyndje, pushtime e ripushtime, qoftë nga fiset barbare, bullgare, sllave, qoftë nga lufta e brendëshme në mes të Perandorisë së Lindjes e Perëndimit, luftë e

---

[28] Isak Ahmeti,, Historia e kishës katolike shqiptare në Kosovë''postuar në internet me datën 30 janar 2004
[29] Gaspër Gjini ,,Ipeshvia Shkup-Prizren nëpër shekuj'' fq.39,40
[30] Kim Mehmeti ,,Shkupi" fq 49
[31] Po aty, fq 50
[32] Gaspër Gjini ,, Ipeshvia Shkup-Prizren" fq 50.

cila rezultoi me ndarjen përfundimtare të saj në vitin 1054, elementi iliro-dardan në këto treva ishte prezent, pavarësisht nga numri më i madh apo më i vogël i banorëve. Këtë fakt e argumentojnë edhe reliktet ekzistuese arkeologjike e kishtare, sidomos antroponimet dhe mikrotoponimet paraosmane të trevës së Hanit të Elezit, si: Pal, Kolë, Nikë, Mark, Ara e Bogdanit, Ortica, Nikonat, Tuma e Arës së Paunit, Kalungjerë, ndërsa në një familje të kësaj treve, në trungun gjenealogjik të tyre gjejmë edhe emrin Pipa[33], para se të islamizoheshin ata.

Nga shumë studiues vërtetohet se elementi kishtar katolik që ishte në Dardani jo rrallë ka kërkuar ndihmë nga Selia e Shenjtë dhe njëkohësisht i luten papës qe t'ua dergojë dike nga »selia engjëllore« e tij, i cili da t'i përforconte edhe me shumë në besimin e drejtë. [34]

Edhe hulumtuesi, përkatësisht gjeografi tendencioz sllav, Jovan Trifunoski, në veprën e tij ,,Kaçaniçka klisura''( Gryka e Kaçanikut) përkundër dëshirës së tij, shkruan se në fshatin Seçishtë, në vendin e quajtur Ramnishtë, ka gjurmë të një vendbanimi të vjetër që nga koha romake, ku nga fshatarët janë gjetur gypa të vjetër ujësjellësi, qeramika, mure të vjetra, shtylla nga guri dhe këtë konstatim e vërtetojnë edhe hulumtues të tjerë.[35]

Po i njëjti gjeograf kur evidenton mikrotoponimet nëpër fshtrat e Grykës së Kaçanikut, me kënaqësi evidenton mikrotoponimet e sllavizuara, por nuk i shënon të tjerat që prekin vijimësinë tonë iliro-dardane-shqiptare, si Kodra e Nikës, Lisi i Nikës, Ara e Gjonit, Prroi i Nikës, Prroi i Kolorashës, Livadhet e Kolorashës, Tuma e Paunit etj.

Trifunoski në të njëjtën vepër shkruan edhe për fshatin Dërmjak, ku me të drejtë thotë se në afërsi të Kishës janë gjetur statuja guri padyshim të kohës romake, por ,,harron'' ta përmendë shqiptarin e

[33] Përkujto poetin, gjuhëtarin, kritikun dhe pedagogun shqiptar Arshi Pipa ( 1920-1997) i lindur në Shkodër.

[34] Gaspër Gjini ,,Ipeshkvia Shkup-Prizren'' fq. 29

[35] Jovan Trifunoski ,,Kaçaniçka klisura" fq 537

viteve 1500 Gjurkë Arbanasin[36] e Dërmjakut, Ibrahimin e Abdullahut të të njëjtit fshat, ashtu siç nuk e përmend Kolë Gjurën[37], Gjon Markun, Gjon Velon e Gjon Stojkun e Gorancës, apo Gjon Ralin dhe Gjon Stefanin e Rezhancës, Gjon Nikollën e Kaçanikut, apo Gjon Stojanin e fshatit Kotlinë, me të vetmin qëllim që të zhdukë qenien tonë të hershme në këto troje dhe të ndërpret vijimësinë tonë iliro-shqiptare. Për ta dëshmuar këtë, patronimi Gjon, jo vetëm që ishte i pranishëm dikur në fshatin Rezhancë, por ai edhe sot ekziston si i tillë.
Në të njëjtën vepër, Trifunoski shkruan edhe për Kepin e Hisarit në Rezhancë dhe për kalanë që gjendet në kuotën N 42 08 539 E 21 16 277[38] dhe në lartësinë mbidetare 627 metra e për të cilët thotë se ishte vëzhgimore, por goja e tij kurrë nuk e përmend Perandorin ilir Justinianin, Mbretërinë Dardane apo Dak Dardanin e shekullit IV të erës sonë. Në të njëjtën vijë historiko-ideologjike është edhe në librin tjetër të shkruar për vendbanimet shqiptare, ku gjithë shqiptarët i paraqet si të ardhur nga Shqipëria pas vitit 1700 e këndej, por kurrë nuk shkruan për kalanë e vjetër të fshatit Kotlinë, gjithnjë duke i fshehur rrënjët iliro-dardane në këtë treve.
Këta historianë ideologjikë sllavë nuk përmendin as udhëpërshkruesin francez, Philipe du Fresne Kanaye, i cili kur në vitin 1573 kalon nëpër Kaçanik, shkruan:,, Kaçaniku është një karavansaraj shumë i bukur, por në Grykën e Kaçanikut qemë të detyruar të udhëtojmë me kujdes të madh nga frika prej hajdutëve dhe kaçakëve shqiptarë(assassini et malandrini Albanesi), të cilët i sulmonin udhëtarët dhe kalimtarët tjerë[39]. Udhëpërshkrues frances, me shkrimin e tij të vitit 1573, i demanton plotësisht dhe gjithanshmërisht tezat serbe se shqiptarët në Grykë të Kaçanikut janë vendosur pas vitit 1700. Në të njëjtën vijë ideologjike pansllaviste janë edhe shumë gjeografë e historianë të tjerë sllavë,

[36] Shih defterin turk të vitit 1568
[37] Po aty
[38] Burimi: QRTK-Gjilan
[39] Gaspër Gjini,,Ipeshkvia Shkup-Prizren nëpër shekuj’’ fq. 111

që përpiqeshin të ngulnin lisa në këtë dhe, por harronin se ,,lisat'' e tyre ishin të parrënjë dhe si të tillë shumë lehtë i mori dhe plandosi përdhe era;  kah erdhën andej edhe shkuan. Për një nuancë dallimi nga këta historianë ideologjikë e pansllavistë, Branisllav Nushiqi, thotë: "Shqiptarët janë autoktonë, të cilët gjatë të gjitha dyndjeve të popujve e ruajtën tipin dhe karakterin e vet në mënyrë të theksuar. Ata u bënë ballë sulmeve të romakëve, mësymjeve të dendura të sllavëve, të cilët ua pushtuan të gjitha fushat, ultësirat, dhe lumenjtë."Në anën tjetër, po i njëjti Nushiq, përvetëson shumë zakone, tradita dhe ngjarje historike shqiptare, duke i quajtur si serbe, madje edhe besën, edhe pse ajo nuk njihej fare nga serbët, as si normë e as si kuptim.[40] Ndërsa, nëse i referohemi historianit Ferdinand Schevill në librin e tij ,, Ballkani, historia, qytetërimi'' bëhet e ditur se ,, Vetëm dy gjuhë janë autoktone dhe të mëdha; greqishtja dhe shqipja, e para e ardhur nga errësira egjeniane dhe e shkruar në pergamenë e në letër, e dyta kalëruar mbi natën pellazgjike e gdhendur në gurë, në gjak dhe në shpirtra...”[41]

Me dyndjet e sllavëve në Gadishullin Ilirik pa dyshim se u shkatërrua rëndë jeta kishtare që kishte lulëzuar deri në këtë kohë. U shkatërrua edhe Kisha mirë e organizuar dardane. Megjithatë mbetën besimtarët, e bashkë me ta edhe barinjtë e tyre shpirtërorë, të cilët qenë të gatshëm bashkë ta ndajnë të mirën dhe të keqen. Përveç kësaj, kjo s'ishte hera e parë që këto troje të gjendeshin para vështirësive të mëdha. Në shekujt e mëparshëm, si kemi mundur të shohim, ka pasur edhe kohë më të vështira. Por, për dallim nga vështirësitë e mëparshme, kur popujt barbarë futeshin me ekspedita plaçkitëse dhe përsëri tërhiqeshin ose dëboheshin, tani dardanët u ballafaquan me probleme shumë më të mëdha. Në

[40] Rrahim Sadiku ,,Pakoha shqiptare”

[41] Milville Chater,, Shqipëria, mbretëria më e re e Evropës''( Parathënie nga Arben Llalla)

vendin e tyre u futen fise të ndryshme të cilët i uzurpuan tokat më pjellore, me qëllim që të mos kthehen më në atdheun e vet.[42]
Me pushtimin e Kosovës, me kufijtë e sotëm, serbët do të vazhdojnë sulmet edhe më në jug të këtyre hapësirave dhe në vitin 1282, më në fund do të futen në Shkup dhe do të vazhdojë sllavizimin përfundimtar të këtij qyteti ilir, por duke mos arritur kurrë të asgjësojnë shqiptarinë e këtij qyteti[43]. Kjo përpjekje sllavizuese do të zgjatë deri në vitin 1392, përkatësisht më 6 janar 1392[44], kur Shkupin e pushtojnë osmanët.
Jemi të vetëdijshëm se treva e Hanit të Elezit, në raport me Dardaninë e lashtë ishte një mikrohapësirë historiko-gjegrafike dhe nuk mund të presësh më shumë se sa kjo trevë ka ,,shtatin'', por mos të lëmë anash as edhe faktin tjetër se kjo trevë nuk u hulumtua asnjëherë realisht nga arkeologët dhe gjitha reliktet e gjetura deri më tani janë gjetje rasti.

[42] Po aty, fq.75
[43] Kim Mehmeti,,Shkupi" fq 51
[44] Kim Mehmeti,,Shkupi" fq. 52



Monedhë[45] e shek. II- III e gjetur në fshatin Kryenik e Imperatorit Severus Aleksander



Gjetje të ndryshme në fshatin Kryenik[46]

[45] Burimi: Sherif Kalisi &dhe Ilir Dernjani, Hani i Elezit

[46] Burimi: Hajrulla Thaçi, Hani i Elezit



**″ Guri i Shpum[47]″ në Grykë të Kaçanikut[48]**

[47] Sipas Branisllav Nushiqit, guri është shpuar në vitin 1794 nga një pasha turk.Tuneli ishte i gjatë 15 metra, i gjërë rreth 3 metra, ndësa i lartë 2 e gjysmë deri në 3 metra.

[48] Burimi: Interneti

## Antroponimia dhe mikrotoponimia në trevën e Hanit të Elezit

### Fshati Paldenicë

Fshati Paldenicë hyn në grupin e katundeve të vjetra të kësaj ane. Për të dëshmuar këtë, vlen të përmendim nekropolin e shek. II-III, një llambë qeramike, një garniturë brezi e bronzit, një stelë të gjetur rastësisht nga një fshatar te Dhevi Bardhë.[49] Struktura morfologjike e këtij emri na del e ndryshme, varësisht se si i qasemi. Nëse shikohet në formën e regjistruar në dokumentet e sipërshënuara sllave, *Palivodenica,* atëherë, kujtoj se kemi të bëjmë me një bazë antroponimike shqipe *Pal-i,* kurse me pjesën tjetër sllave, *vodenica* që ka të bëjë me *mullirin*. Sipas kësaj, *Pali,* do të na del *një mullis,* ose një pronar *i mullirit*. Shikuar në përdorimin e sotëm të formës *Paldenica*, që vendësit dhe të tjerët e njohin kështu, atëherë do të kemi një përngjitje të *Pal don Nikut*, që ndoshta do të nënkuptohej një themelues i këtij vendbanimi, me ç'rast e ka marrë edhe emrin.[50]Megjithatë, në variantin e parë, tema përbërëse e kompozitës *vodenica*, na jep një bazë tjetër në shqipe, atë të *mullirit* dhe të *mullisit.* Ndërkaq, fjalëforma e sotme *Paldenicë,* ka mbështetje kryekëput në antroponimin e një personi fetar-kishtar, *Pal Don Nikut*.[51]

Në shënimet për fshatin Paldenicë, e kjo vlen edhe për të gjitha fshatrat e tjerë të trevës së Hanit të Elezit, në Defter janë regjistruar kryefamiljarët, natyrisht për t`i futur nën tatim i cili ishte dy llojësh; me të holla që quhej ,,ispenxhe'' dhe me produkte bujqësore që quhej ,,ushur''.

Nga ky grumbull emrash ne do të nxjerrim për trajtim vetëm atë hallkë emrash që kanë mbetur në kufirin e konvertimit e jo edhe më largë, sepse për ata emra që janë më larg se hallka zinxhirore e vitit 1467-1468 është kryer një proces tjetër.

---

[49] Ramadan Asllani ,, Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut" punim magjistrature, fq.78

[50] Po aty, fq. 79

[51] Po aty, fq. 80

Për fshatin Paldenicë, nga Defteri turk, kemi nxjerr këto emra karakteristikë:
Radiçi vëllai i D(h)imitrit, Nikolla vëllai i Dhimitrit, Bogadani i biri i Dhimitrit, Nikolla në vend të Stepanit etj.
Si antroponim, Radiçi na del emër i sllavizuar, por në realitet ai është shqiptar i ortodoksuar, sepse edhe Hasani e Hyseni në Kosovë, shikuar nga këndi fetar islam, janë emra turko-arab, por në fakt ata janë shqiptarë. Në këtë rast Radiçi, vëlla e ka Dhimitrin e Nikollën, ndërsa Bogdanin mund ta ketë nip. Për të kuptuar dhe sqaruar më shumë, marrim shembuj të tjerë, më larg trevës së Hanit të Elezit, p.sh në Pejë dhe i krahasojmë me trevën tonë.
Në Pejë, Radiçi është i vëllai Gjergjit[52], që do të thotë se i pari (Radiçi) është konvertuar në ortodoks, ndërsa i dyti , pra (Gjergji) ende ka mbetur një i krishterë katolik.
Një emër tjetër karakteristik është edhe emri Stepan, të cilin e hasim jo vetëm në fshatin Paldenicë, por edhe në fshatrat tjera të trevës sonë, si në Neçavc ku Stepani është i Davidit, në Rezhancë, Stepani është vet popi, në Pustenik, Stepani është i Milës, në Paldenicë, Stepani është i biri i popit, etj. Për këtë emër, etnografi Mark Krasniqi thotë se emri Stepan edhe sot përdoret në Junik si llogap dhe argumenton me një zinxhir gjenealogjik si: Bozhidari i biri i Gjonit, Gjoni i biri i Lekës dhe Stepani i biri i Lekës[53]që do të thotë se Gjoni dhe Stepani ishin vëllezër dhe babë e kishin Lekën.
Nëse udhëtojmë vetëm një rreth koncentrik më larg trevës së Hanit të Elezit, krahas këtyre të dhënave, Stepanin e hasim edhe në Veshallë të Tetovës si Stepani i Gjonit, ndërsa në Palqisht (rrënja e fjalës Pal), Stepani është i biri i Gjurashit etj.
Nikollën, pos në fshatin Paldenicë, e hasim edhe në fshatrat e tjera të trevës sonë, si Nikolla i Vasilit në Vërtomicë, Nikolla i biri i

---

[52] Mark Krasniqi ,, Lugu i Baranit” faqe 57
[53] Po aty, faqe 59.

farkëtarit në Krivenik, Nikolla i Bogdanit në Gjergjedell[54] Nikolla dhëndërr i Gjerasimit në Tetovë, Nikollë Arnautin në fshatin Leunovë të Gostivarit që don të thotë se me ndihmën e këtyre shembujve sheshohet vija katolike e krishterë në Dardani e rrjedhimisht edhe në trevën tonë.
Një mikrotoponim me rëndësi dhe për studim të mëtejmë, që e nxjerrim nga mesjeta në fshatin Paldenicë, është edhe mikrotoponimi ,,Kolorashë'' dhe baza e këtij emërtimi është Kola dhe si patronim mund të jet Rasha. Por edhe vetë toponimi Paldenicë flet shumë në vetëveten e tij, rrënja e këtij emërtimi është PAL, andaj Pali në këtë rast dhe Kola në rastin tjetër, janë dy antroponime të vijimësisë sonë iliro-shqiptare.
Një argument tjetër është edhe familja ( fatkeqësisht e sllavizuar në Shkup, e cila edhe sot mban mbiemrin Pal(evski) dhe e dëshmojnë vet, madje edhe në Agjencinë e lajmeve Kosovapress të Kosovës (u shkrua në vitin 2008 ), se kanë prejardhje nga ky fshat, prej të cilit e kanë ruajtur mbiemrin e tyre dhe mjafton të heqësh vetëm prapashtesën ~ evski dhe sheshazi në sipërfaqe na del Pali i pakontestueshëm si i krishterë katolik.
Në Defter shkruhet se fshati Paldenicë është timar i Aliut, i biri i Ilijazit dhe se çdo vit shkojnë ushtar ( të mbretit).
Në vitin 1575, udhëpërshkruesi Jakob Sorance, në jug të Kaçanikut ka hasur në një fshat me emrin Palevoreza, për të cilin mendohet se bëhet fjalë për fshatin Paldenicë.
Në defterin e vitit 1455 fshati Paldenicë numëronte 30 shtëpi, 7 të veja dhe 2 beqarë dhe të ardhura prej 2734 akçeve. Ishte timar i Jusufit.[55]
Në defterin e vitit 1467 fshati Paldenicë kishte të ardhura prej 14321 akçeve dhe numëronte 33 shtëpi dhe 5 të veja.[56]

[54] Toponimin Gjergjedell, në regjistrimet osmane e hasim edhe në formën Gjorgji Dol dhe sipas mendimit të Fadil Currit mund të jetë edhe Gjergjdoll që don të thotë Ana e Gjergjit.
[55] Defteri i vitit 1455, fq 167, verzioni PDF
[56] Defteri turk i vitit 1467, fq 460

Në defterin e vitit 1568 fshati Paldenicë ka 10 shtëpi dhe 7 beqarë me të ardhura prej 5300 akçeve. [57]
Është i ngarkuar edhe me ispenxhe edhe me ushur.
Mendojmë se vendbanimi i vjetër i fshatit Paldenicë ose një lagje e këtij fshati, është në vendin e quajtur Kodërfushë (popullorçe njihet si Kodovushë), përkatësisht aty ku sot janë shtëpitë e Sabri Dernjanit, Rrustem Çupit, Sahit Dernjanit e deri te Lagja e sotme e Thaçëve. Këtë konstatim e mbështes nga gjetjet e qeramikave, gypave të ujësjellësit , fragmente të cilat janë gjetur në drejtim të Zabelit të Katunit, si dhe themele të shtëpive të vjetra të gjetura në vitin 1993. Krahas kësaj, varrezat e vjetra ( të krishtera) të këtij fshati janë gjetur në lokacionin ,,Te Kisha'', si dhe një deklarim i hershëm i Ukish Çupit [58] i përcjellur nëpër breza se ,, këmbanaren e kishës të këtij fshati e kanë marrë austriakët në kohën e Perandorisë Osmane'', në kohën e kultus protektoratit.
Mikrotoponimet në fshatin Paldenicë
Kroni i Përtem, Kroni i Rexhepit, Kroni i Morrave, Nërkrue, Buktevec, Mulojsa, Prroi i Binollit, Shpati i Arës së Derjanit, Te Kisha, Livadhet e Kishës, Prroi i Kishës, Hurdha, Guri i Markit, Kolorashë, Prroi i Kolorashës, Rrafshi i Ibishit, Frashën, Paranisë, Fujza, Vathi i Ukish Çupit, Prroni i Lakit, Te Vorret, Ara e Leprit, Rrushtë e Currit, Te Fikat, Zabeli i Katunit, Livadhi i Madh, Prroni i Tahirit, Te Gjolltë e Selmanit, Bazhdarica, Prroni i Sejmenëve, Kodra e Draçes, Brija, Kepi i Gjatë, Te Kotartë, Kroni i Hallës Bicë, Te Vosa e Ademit, Te Mullini i Azemit, Kepi i Qallamishtë, Prroni i Kronit t`Ftoftë, Te Mgjolltë, Kodra e Frashnit, Kepat e Sadikit, Kepi i Gallarisë, Te Shkolla n`Kodër, Te Shkolla, Smollnicë, Kodra e Usojt, Te Vorret e Ramukve, Te Vorret e Katunit, Livadhi i Qamurit, Te Prroi i Thatë, Gjobrakë, Mani i Samisë, etj.

[57] Defteri turk i vitit 1568, fq 203
[58] Ukish Çupi ( 1823-1898) është brezi i katërt i autorit të këtij shkrimi




Themele nëntokësore të shtëpive të vjetra të gjetura në vitin 1993 në fshatin Paldenicë, përkatësisht aty ku sot është shtëpia dhe prona e Sabri Dernjanit, ndërsa djathtas janë fragmente tullash të pjekura, të gjetura nga Vahid Çupi[59] në vitin 2012 po në fshatin Paldenicë.

**Fshati Puset e Nikës**

Në dokumentet e shkruara,*Pusteniku* është i regjistruar më 1452 me 50 shtëpi, kurse më 1455 kishte po aq shtëpi, por ishte i shënuar në formën *Bustenik.* Në Sallnamet e Vilajetit të Kosovës, më 1893 ishte i shënuar në formën, *Postanik.*[60]

Struktura e këtij ojkonimi është një kompozitë e përbërë nga (Ff = T + T): PUSET E NIKËS, e cila sot është në një fjalë(formë)

---

[59]Derisa po hapnim pusin për ujë, në thellësi prej gati tre metrave, gjetëm një hapësirë në formë dhome në gjatësi 3 x 4 metra. Dhoma ishte e veshur me tulla arxhile të pjekura, por uji që dilte nga pusi, nuk lejonte të hulumtonim më shumë. Këtë hapsirë më pastaj e kemi mbushur me gurë.

[60] Ramadan Asllani,, Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut’’ punim magjistrature, fq. 81

tjetër, Pustenik. Onoma-siologjikikisht mbështetet në bazën hidronimike të PUSIT dhe të antroponimit NIKË.[61]

Nga Defterët osmanë, nga fshati Pustenik kemi veçuar për trajtim këta emra karakteristikë:

Mile i biri i Gjurashit, Dhimitër Stanisha, Gjura i biri i Radoshit, Dape i biri i Prodanit, Radislavi i biri i Konstandinit, Dane i biri i Prodanit, Radovani i biri i Ugleshit (Ukleshit)

Gjura si i biri i Radoshit, pos në Pustenik e hasim edhe në vende të tjera si në Tetovë në formën Gjura i biri i Gjonit, ndërsa në Palaticë të Tetovës Radoshi është i Gjonit, kurse në Vratnicë Gjurashi është i biri i Bogdanit. Në fshatin Kotlinë, Mile është i biri i Gjinit, ndërsa në Puset e Nikës është i biri i Gjurashit. Një emër karakteristik tjetër është edhe antraponimi Radovani i biri i Ugleshit i cili shtjellohet lehtë pasiqë i tërë antroponimi ,,Uglesh’’ (Uklesh) është i vetëkuptueshëm që është emër me bazë shqipe. Krahas këtyre emrave, karakteristikë është edhe emri Prodan i cili po thuajse është në çdo fshat tonin, emër i cili me të madhe edhe sot përdoret në Shqipëri. Edhe emri D(h)imitër Stanisha është i qartë pasiqë njëri vëlla i Skënderbeut emrin e kishte Stanisha.

Meqenëse mikrotoponimet janë elementi i rëndësishëm për temën që po trajtojmë, në vendbanimin e Puseve të Nikës kemi paraqitur të gjitha mikrotoponimet të ndara nëpër lagje.

Në lagjën Bravë, Ballazhë , Dac:[62]

Kodra e Shullanit, Kodra e Arës së Madhe, Ara e Vosës, Te Qarrat, Kodra e Faslisë, Te Madeni i Fell, Ahishta, Te Shpija e Zenel Lalës, Te Livadhi i Selmanit, Kallovë, Kodëra e Macës, Selishtë, Padina, Llashkamen, Lugi i Laçve, Kreviçe, ( krye+viç ose krye+vijë sipas Fadil Currit), Kodra e Sumrekës, Sllatina, Usoj i Bushve,Te Lugji i Dhive, Te Bajraki, Lamtë e Epra, Lamtë e Poshtra, Te Brahimt, Te Bota, Kodra e Gjollve, Te Gjuri, Kepi i Selishtës, Kodra e Ureqit, Te Rana e Laçit, Tanask, Likona, Dëkërgjik, Kodra e Gjigjve të Reqit, Rrushi i Thanctë.

---

[61] Po aty, fq. 81

[62] Të dhëna nga: Nuri Brava, Xhavit Brava, Fadil Brava

Lagja: Busht e Epërm[63]
Kroi Nah, Kroi i Poshtëm, Kroi i Dhizve, Udha e Hijes, Rralltina, Lugji Madhë, Lugji i Kopnishtës,Te Lamtë, Brija, Udhëkryqet, Udha e Gjermanit, Stërpac, Lugji i Ranave, Lisi i Shipes ,Te Vosa e Madhe, Udha e Baqeve.
Bushët e Poshtëm[64]
Ara e Mullinit, Rene e Plepit, Rene e Laçit, Rrungat, Uji i Thartë, Prroni i Nikobllavës, Te Baqet, Orrnica, Shullani, Sumreka, Lugi i Laqit, Broboshtina, Bibinoll, Prroni i Hysenit, Dardha e Mustafës, Lisevë.

**Fshati Laç**
Kodra e Gurit Markit, Ara e Bogdanit, Hurdha, Fusha e Hajdarit, Zabele, Zhur, Te Gjolltë e Bravëve, Te Ara e Mulës, Ferishte, Kodra e Stanit, Te Kodra e Dacit, Te Arat e Epra, Te Ara e Bushit, Livadhe t`Reqit, Shulla, Çerrenec, Te Rrasat, Llashkamen, Te Kisha, Te Mullini i Alisë.
Në një shkrim epistolar të Pjetër Bogdanit raportuar Selisë së Shenjtë, shkrimtar filobiblik shqiptar thotë se nipin e tij ia kishin vrarë në Grykë të Kaçanikut, ku aty sot është edhe një mikrotoponim që quhet Ara e Bogdanit.[65]
Në defterin e vitit 1455, fshati Puset e Nikës kishte të ardhura prej 7549 akçeve.[66]
Në defterin e vitit 1467, kishte të ardhura prej 9290 akçe[67], ndërsa në defterin e vitit 1568 nuk është i evidentuar.

[63] Të dhëna nga :Bedri Bushi
[64] Të dhëna nga Burim Bushi
[65] Fadil Curri
[66] Defteri i vitit 1455, fq.167 , verzioni PDF
[67] Defteri i vitit 1467, fq 459

 

Relikte etnologjike në fshatin Puset e Nikës

**Fshati Rezhancë**

Në dokumentet e shkruara ky lokalitet për herë të parë përmendet në Defterin e Rumelisë më 1451-1452, në formën *Rezhança*, bashkë me disa kryefamiljarë. Në Regjistrin turk, më 1467-1468 kishte 35 banorë ( shtëpi vrj. Sh.Ç.) dhe njihej me emrin *Rezhance.* Aty përmenden disa banorë, në mesin e të cilëve edhe *Nikolla*, djalë *i Melkut* dhe Stanisha, djalë *i Gjonit*, që disa prej këtyre antroponimeve e patronimeve janë të pranishme edhe sot në këtë katund. Në vitin 1544, katundi numëronte 25 banorë( shtëpi, vr.Sh.Ç.) të krishterë, ku po aq kishte edhe më 1568.[68]

Në fshatin Rezhancë, nga Defteri turk i vitit 1467/68 kemi shkëputur këto antroponime karakteristike:

Stanisha i biri i Gjonit, Jovani i Bogdanit, Todori i Stepanit, Novaku i Stepanit, Mihajli vëllau i Nikollës, ndërsa në Defterin e vitit 1568, Rale është i biri i Gjonit, Stefani i biri i Gjonit etj.

Për këtë fshat shkruan edhe gjeografi Jovan Trifunoski dhe me të drejtë shkruan për shtrirjen e fshatit, pëkatësisht mëhallëve ku përmend edhe lagjen e sotme të Hunelëve e cila më parë quhej Ortica, por nuk e shpjegon se ky emërtim ka prejardhje latine dhe

[68] Ramadan Asllani “ Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të komunës së Kaçanikut’’ punim magjistrature fq. 84

fsheh qëllimisht shpjegimin e saj, ashtu siç e fsheh edhe faktin tjetër se Rale ( ortodoksi) ishte i biri i Gjonit( katolik) si dhe Stefanin (ortodoks) e fsheh që ishte i biri i Gjonit dhe njëkohësisht nuk shpjegon etimologjinë e emërtimit Rezhancë duke e lënë në formën e sllavizuar dhe duke i ikur faktit se rrënja e emrit Rezhancë rrjedh nga trungu i lules Rezhdë [69] , përkatësisht jargovan. I njëjti autor e përmend edhe kalanë e këtij fshati, por pos asaj që shkruan se gjenden gjurmë qeramike dhe mure të kalasë, përfundon dinakërisht konstatimin e tij se fshatarët e këtij fshati nuk dinë gjë më tepër rreth saj. Ne mendojmë se kjo kala e vogël është e vjetër dhe mund të ndërlidhet me Perandorin Justinian që nga koha kur u ngrit kalaja e Shkupit dhe kalatë tjera anë e këndë Dardanisë.

Mikrotoponimet:

Vakafi, Niko(a)nat( sipas Fadil Currit), Hurdhat e Markit, Smaki, Livadhet e Dardhës, Ara e Misimit, Kepat e Zez, Kepat e Troshitëm, Prroni i Haredinit, Ara e Lisit, Kepi i Gjatë, Lugjet, Arat e Kishës, Te Kisha, Te Vathnat, Te Ara e Mlladenit, Kepi i Vneshve, Shullani, Baqet e Poshtra, Kodra e Dullës, Ortica, Lagja Hunel, Te Guri, Prroni i Mlladenit, Lenishta, Kodra e Jargovanave, Te Kalaja, Kepi i Hisarit, Ara e Limanit, Baqet e Irisë, Lama e Spahisë, Te Vathnat, Te Përzhinat, Kepi i Orovit, Te Vorri i Metalisë, Te Trojet e Vjetra, Prroni i Rrahave, Mugjolltë e Abazit, Te Shpija e Rexhës, Kodra e Faslisë, Te Stani i Murselit, Ara e Bekës, Livadhi i Sulës, Firishta[70], Ara e Selmanit, Ara e Gjonëve, Tërshana.

Mikrotoponimin e shpeshtë, si: Hurdhat e Markut në Rezhancë, Guri i Markut në fshatin Paldenicë, Kodra e Gurit të Markit në fshatin Laç, Guri i Markut në fshatin Vërtomicë dhe po me të njejtin emër në fshatin Gjergjedell, e hasim në formën siç e shkruam më lartë dhe është domethënës për studim të mëtejmë.

---

[69] Lulja Rezhdë, bimë barishtore, që rritet mbi një gjysmë metri dhe që çel lule të vogla ngjyrë jargovani. ,,Fjalori i gjuhës së sotme shqipe’’fq.1022

[70] Informatë nga Sali Bajramaliu (mësimdhënës) dhënë autorit më 14.10.2015

Por, në anën tjetër, edhe mikrotoponimet si Kodra e Nikës dhe Lisi i Nikës në Gjergjedell si dhe toponimi Puset e Nikës, paraqesin një lidhshmëri të pandashme dhe sikur plotësojnë njëri tjetrin. Mikrotoponimeve si Livadhi i Nikomes në Rezhancë dhe Përroi i Nikobllavës në Pustenik, kur ua heqim prapashtesat e pushtuesit, mbetet baza apo rrënja e emrit Nikë, i cili ndërlidhet me emrat tjerë karakteristikë për këtë trevë si : Pal, Kolë, Mark, Nikë, Gjon. Në fshatin Rezhancë, edhe sot e kemi mbiemrin Gjoni si dhe mikrotoponimin Arat e Gjonëve e të gjitha këto na zbërthejnë natyrshëm antroponimin e vitit 1467 si Stanisha i biri i Gjonit në Rezhancë dhe dëshmojnë vijën tonë të pashkëputshme iliro-shqiptare këtyre anëve.
Në vitin 1455, fshati Rezhancë kishte 30 shtëpi, 1 të vejë, 7 beqarë dhe me të ardhura prej 3155 akçeve.[71]
Në defterin e vitit 1467, fshati Rezhancë kishte 35 familje dhe me të ardhura prej 3594 akçe.[72]
Në defterin e vitit 1568 kishte 25 shtëpi.[73]

**Fshati Vërtomicë**

Sipas kërkimeve tona, *Vërtomica* përmendet më 1434 në Kishën e Vaznesenjes, e qeverisur nga qyteti i Shkupit.[74] Në këtë vit ishte e regjistruar në formën *Vitomirci,* kurse në dokumentet turke të vitit 1467-1468 haset e regjistruar në formën *Vrtomici*, kurse dr. H. Shabanoviq e kishte shënuar *Vitomirçe,* me 13 familje.[75]
Ndërkaq, në dokumentet e shek. XV ky toponim haset i shkruar në formën *Vitomirci* dhe *B-t-o-м-и-p-ч-и.* Më 1544 kishte 13 shtëpi të krishtera dhe një myslimane, kurse më 1568 vetëm tri shtëpi të krishtera.[76]

---

[71] Defteri i vitit 1455, fq.167, verzioni PDF
[72] Defteri i vitit 1467, fq 458
[73] Dr. Jusuf Osmani ,,Vendanimet e Kosovës-Kaçaniku” fq.150
[74]Miodrag Purković, vepra e cituar, f. 73.
[75] Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut’’ punim magjistrature fq.101
[76] Po aty, fq 101

Në fshatin Vërtomicë, nëpër regjistrimet turke, krahas antroponimeve ortodokse, kemi hasur edhe në këto emra karakeristike:

Nikolla i Vasilit dhe Rajqe i biri i Sytmanit

Meqenëse një pjesë të emrave e kemi shpjeguar më lartë si Stepan, Nikollë, D(h)imitri e të cilët gjenden edhe në fshtrat tjerë të trevës së Hanit të Elezit, në fshatin Vërtomicë do të ndalemi dhe po shkëpusim antroponimin e formës Rajçe i biri i Sytmanit ku vetë emri ,,Sytman" është me bazë shqipe ,, SY''.

Mikrotoponimet:

Livadhet e Poshtra, Ara e Sherit, Stanet, Mshtekna, Kryet e Zabeleve, Lugu i Thanave, Maj Arë, Fusha e Lugit, Rrafshet, Ara e Mezinit, Gjurishta[77], Vërteçkë, Livadhi i Pemëve, Vorret e Epra, Te Vorret, Te Kepi i Gështejës, Kroi i Madh, Te Kisha, Guri i Markit, Lugi i Kotarve, Ara e Shehit, Gropa e Qarrit[78]si dhe[79] Kroj Vol, Dardha Zezë, Dardha Halilit, n`Ograde, Te Qesin Pushkë, Livadhi Topojanve, Ara Demirit, Kodra Stanit, Kodra Osoj, Fusha Lugit, Ara Rafizit, Are Gatë, Dardhishta, Proj Vosë, Livadh i Tahirit, Kepi i Shipës.

Në regjistrimin e vitit 1467/68, fshati Vërtomicë kishte 13 shtëpi, ishte timar i Jakubit i cili ishte i biri i Ishtinit dhe kishte një pasuri vjetore prej 13287 akçeve.[80] Ndërsa në regjistrimin e vitit 1568 kishte 3 shtëpi dhe të ardhura prej 1850 akçeve dhe ishte timar i Isait i biri i Hizirit.[81]

**Fshati Kryenik**

Në dokumentet e shkruara, ky lokalitet është gjetur i shënuar më 1467-1468 në formën *Pokrvenik (Pokrovnik)*[82], kurse te dr. Hazim

---

[77] Të dhëna nga Ahmet Krasniqi

[78] Të dhëna nga Hisni Krasniqi

[79] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri

[80] Defteri turk i vitit 1467

[81] Defteri turk i vitit 1568

[82]*Turski dokumenti (4)*, Shkup, 1971, f. 457 dhe 534.

Shabanoviqi është shkruar *Bokrvenik*[83], kurse në një faqe tjetër, po aty është shënuar *Bukravnik*. Muhamet Tërnava këtë fshat e shënon në formën *Pikërvenik (Pokrovnik)*, i cili thotë se është fshati i sotëm Kërvenik në jug të Kaçanikut, ku përmend zejen e *farkëtarisë*, Milloshi i biri *i farkëtarit*; Nikolla i biri *i farkëtarit*, që tregon se kjo zeje kishte qenë e pranishme para ardhjes së turqve.[84],[85]

Fshati Krivenik është një fshat i vjetër i trevës së Hanit të Elezit, i djegur jo vetëm në luftën e findit të vitit 1999, por edhe në kohën e Pjetër Bodanit gjatë luftës austriako-turke të vitit 1689. Kriveniku në veri kufizohet me fshatin Rezhancë e Pustenikun, ndërsa në perëndim me fshatin Radushë. Në fshatin Radushë shquhet emri karakteristik dhe tejet domethënës si Tanushi i biri i farkëtarit, ndërsa në Krivenik është antroponimi, Nikolla si biri i farkatarit. Duke vazhduar më tej me emra të tjerë si Gjura i biri i Merushit, Nikolla i biri i Bogdanit, Rade i biri i Prijezdës dhe nëse e kërkojmë emrin e Prijezdës në hapsirën e Kosovës, atë e gjejmë në Bërnicë të Poshtme në formën Danko Arbanasi, ndërsa Prijezda është i biri i tij, që don të thot se nëse Danko ishte shqiptar edhe i biri i tij Prijezda është shqiptar etj. Ndërsa në Gostivar, Petrushi që tingëllon ngjashëm me Merushin, është i vëllai i Gjergjit dhe me këto antroponime gjendet vija historike dardano-shqiptare.

Në regjistrimin e vitit 1452/53 kishte 18 shtëpi,në regjistrimin e vitit 1467 ky vendbanim kishte 27 shtëpi me të ardhura prej 3818 akçeve dhe ishte timar i Sylejmanit, i cili ishte i biri i Isahak Beut.[86] Në regjistrimin e vitit 1568 kishte 17 shtëpi dhe të ardhura prej 5 500 akçeve.[87]

---

[83] Dr. Hazim Šabanović, *Krajište Isa-bega Išakovića*, "Zbirni katastarski popis iz 1455 god.", Sarajevo, 1964, s. 110

[84]Muhamet Tërnava, vepra e cituar, f. 21.

[85] Ramadan Asllani,, Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut" punim magjistrature fq. 69

[86] Defteri turk i vitit 1467

[87] Defteri turk i vitit 1568

Mikrotoponimet:

Arat n`Kisha, Kosa e Hasanit, Arat e Kodrave, Arat e Gjata, Arat e Frashnit, Fusha e Drumit, Arat te Vorret, Livadhet, Gjibretë, Kepi i Gjibrës, Livadhet e Thata, Shullani i Isbegit, Rrafshi i Isbegit, Kodra e Isbegit, Mali Lapgjan, Kodra e Biznakit, Gjolltë e Ahmetit, Te Krojnat, Te Mullijtë, Kodra e Hisarit, Livadhi n`Shelgje, Kodra e Zhedenit, Kodra Minare, Kepi i Shipes, Brija, Gallaria e Azemit, Kodra e Qallakit, Lugi i Megjeve, Ujtë e Epërm, Lugi i Sharovit si dhe[88] Vathi i Mulla Llahës, Lugi i Rezhancës, Lugi i Hollë, Livadhet e Epra, Livadhet e Poshtra, Lera e Ahmetit, Te u Vra Xhali i Demës, Usoj i Mehmetit, Kepi Kozarit, Kodra e Shelqës, Livadhet n` Shelqe, Rrahi, Udhëkriq, Ara e Nezirit, Guri i Kuq, Mullit e Mulla Llahës, Te Qeremidet e Brahimit, Kepat e Baftis, Kepat e Çobanve, Kodra e Shullive, Ku Janë Vra Maxhart, Lama e Spahisë, Gjuri Uflla, Kodra e Dikancit, Lisi Kotllaç, Xholi, Usoj i Livadheve Lushe, N`Kodër t`Arave, Lugi i Gurit, Lugi i Thana-ve, Hurdhat, Kodra e Vneshve, Shullani i Vneshve, Kisha Seqishtës



Relikt i gjetur në fshatin Kryenik[89]

[88] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri

[89] Burimi: Hajrullah Thaçi, 2015, Hani i Elezit

**Fshati Neçavc**
Edhe fshati Neçavc daton herët i regjistruar. Në vitin 1452 kishte 43 shtëpi, në vitin 1468 kishte 44 shtëpi, në vitin 1544 kishte 45 shtëpi, ndërsa në vitin 1568 kishte 32 shtëpi[90] dhe të ardhura vjetore prej 4000 akçeve.[91]
Krahas emrave të tjerë të cilët kanë përfunduar procesin e ortodoksimit, në këtë fshat kemi veçuar këto antroponime karakteristike:
Dhimitri i biri i Milmanit, Stepani i Davidit, Bogdani i Stanishës, Dhimitri i Bogdanit.
Si antroponim karakteristikë për shtjellim nga fshati Neçavc ndajmë Dhimitri i Milmanit ku në fshatin Buqan të Pejës haset në formën Gjoni i biri i Miomanit, ndërsa në fshatin Vërtomicë në formën Rajqe i biri i Sytmanit.
Mikrotoponimet:
Kodra e Madhe, Rrafshtina, Stani i Nesimit, Rogat e Mdhaja, Rogat e Vogla, Te Ndahen Udhtë, Te Qeshmja e Shahes, Ara e Arifit, Vorri i Ramë Bushit, Ara e Eminit, Kodra e Zabelit, Te Gjolltë, Te Bunartë, Fusha e Epërme, Ara e Dullës, Ara e Shabanit, Ara e Fezës, Jaricat, Ara e Demirit, Te Baqet, Ferishta e Jakupit, Stani i Misimit. Ramishta si dhe[92] Lugi Rishtës, Fusha Rrumullake, Vorret e Topojanve, Ara me Krue (Dërmjaku i thonë Arat e Epra), Kepi Çeshmës, Ërrnica, Kodra Imerit, Ferrishta, Llaçidup, Rrafshet e Lopve, Livadhi Kadis, Llokme, Bunari Musës, Lugi Sulës, Ara Cenës, Llakat e Thive, N' Kodër t' Vakafit.

**Fshati Dërmjak**
Në dokumentet e shkruara ky vend përmendet më 1455 në Defterin e Brankoviqëve në formën *Drobnjak*, si vendbanim me

[90] Dr. Jusuf Osmani ,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku" fq. 86
[91] Defteri turk i vitit 1568
[92] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri

37 shtëpi, ku përmenden edhe banorët e tij dhe pasuria. Në dokumentet turke më 1467-1468, haset në të njëjtën formë si në Defterin e Brankoviqëve, *Drobnjak*, por me një numër shumë të vogël banorësh prej 16 sosh[93].
Në dokumentet e shek. XV, më 1544, ky vendbanim kishte 50 familje të krishtera, kurse më 1568 kishte 32 të krishterë dhe një familje myslimane, i regjistruar në formën *Drobnak*, d.m.th. me –*n*- e jo me *–nj-*[94].
Ndërkaq, në një hartë austriake më 1689*Drobnjaku,* përkatësisht *Dërmjaku (Dremjaku),* është shënuar në një trajtë tjetër, krejtësisht të ndryshme nga format e mëparshme, me emrin *Tronjak.* Me një fjalë,në popull ky vendbanim gjithmonë është quajtur ndryshe nga ato të regjistruara në dokumentet e sipërcituara. Banorët vendës, si dhe ata fqinj vazhdimisht e kanë quajtur dhe vazhdojnë ta quajnë *Dërmjak (Dremjak)*[95].
Në Defterin turk të vitit 1467-1468, edhe fshati Dërmjak ka të regjistruar një numër të konsideruar kryefamiljarësh, nga të cilët kemi veçuar se Stepani është i biri i Nikollës , ndërsa në Kuçevishtin fqinjë me Dërmjakun, Gjini është i Stepanit, Jovani është i Gjinit, Mihaili i Gjinit, Dançe i Gjinit, Nikolla i Gjinit, ndërsa në vitin 1568 në fshatin Dërmjak hasim edhe emrin tejet krakteristik, Gjurko Arbanasi[96]. Po në regjistrimin e vitit 1568 në fshatin Dërmjak e gjejmë edhe muslimanin e parë në formën Ibrahimi i biri i Abdullahut[97].
Sipas shkrimtarit e publicistit Fadil Curri,, ky fshat njihet në këtë anë me një patronim (Curri) e lagje dhe vetëm një fis (Thaç), ndryshe nga fshatrat tjerë që kanë disa fise, llogape (patronime) e

---

93 Ramadan Asllani ,,Aspekti morfo-strukturor e semanik i ojokonimeve të Kaçanikut'' punim magjistrature fq 37
94 Po aty, fq 37
95 Po aty, fq 37
96 Arhiv na Makedonija ,, Opsiren popisen defter za Skopskiot Sanxhak od 1568-69 godina' fq. 69
97 Po aty fq. 69

lagje. Si patronim dhe antroponim e gjejmë në Krisobulat e Deçanit në formën ,,Cur Curani, arbanas’’ në shekullin XIV’’.

Pas Luftës së Dytë Botërore nga një ekspeditë hulumtuese jugosllave, në kishën e Dërmjakut janë gjetur relikte me rëndësi të veçantë dhe nga kujtesa popullore e banorëve të këtij fshati thuhet se ,, në kishë është gjetur këmbanarja dhe është dërguar në Vatikan’’.

Fshati Dërmjak ishte timar i Jusufit, i biri i Jigit Pashës.

Mikrotoponimet:

Guri i Madh, Kroni i Dervishit, Kodra e Bajramit, Te Kepi i Mllakës, Kodra e Jasiqes, Guri i Vogël, Te Udha Karshi, Kroni i Mahmutit, Te Piqen Prronat, Te Lugi i Thanës, Te Ara e Bajram Currit, Kodra e Madhe, Te Molla e Egër, Prroni i Dervishit, Prroni i Ficës, Te Melishtat, Te Kroni i Mitrës, Te Prroni i Pelës, Te Stanet, Smilana, Te Ara e Spacës, Udha e Mullakës, Te Mullini i Bllacës, Te Kryqi i Mullakës, Bunari i Demës, si dhe[98] Steneriti, Shpadinat, Kisha, Vorret, Çeshme Shahës, Stanet e Dërmjakit, Rrafshtina, Preshnet, Kodra e Çarrit, Kepi Zarave, Mullin i Bllacës, Guri Vol, Guri Madh, Shpati i Gurit Vol, Shpati Gurit Madh, Lugi Melishte, Melishte, Ramishte, Ara Ajetit, Rrafshi i Steneritit, Osoj Mitrës, Lugina, Koshi.

[98] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri


Pranga të gjetura në fshatin Dërmjak[99]


Shtëpi karakteristike në fshatin Dërmjak[100]

[99] Burimi: Sali Curri, 2014
[100] Shtëpia e Muharrem Currit



Reliev natyror,  Dërmjak

**Fshati Dimcë**

Vedbanimi *Dimcë* është vend antik, i cili dëshmohet me disa gjetje arkeologjike, sidomos të Dardanisë. Në të janë gjetur eksponate në të cilat përmendet emri i *Afërditës*, *Ulp(ius) Aphr(o)ditus coniu/gi.*[101]

Fshati Dimcë në dokumentet e shkruara është regjistruar në defterin kadastral të Vilajetit Vëllk të vitit 1455 me 3 shtëpi e me të ardhura 400 akçe.[102]

Emrat karakteristik që i kemi gjetur në Defterët turk për këtë vendbanim është antroponimi Rajko i biri i Jasamules dhe Bogdani i biri i Iljashit. Antroponimin Rajko dhe Bogdan e kemi hasur edhe në vendbanimet tjera të kësaj treve, ndërsa antroponimin Jasamula nuk e kemi hasur në asnjë vendbanim tjetër, andaj kërkohet trajtim i mëtejmë shkencor.

---

[101] Ramadan Asllani ,,Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut'' punim magjistrature fq. 34

[102] Dr.Jusuf Osmani ,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku" fq. 88

Në pjesën kah kufiri me Maqedoninë, në lindje të fshatit gjendet vendi dhe toponimi Kalaja, ku ka gjurmë gurësh. Mirëpo nuk janë bërë gjurmime arkeologjike. Në lindje të fshatit, në vendin Fusha e Kishës, ka gjurmë të një kishe të vjetër.[103]

Mikrotoponimet:
Stanet e Vjetra, Lugi i Kishës, Hurdha, Ara e Kosmanit, Kroni i Micit, Ara e Vathit,Te Llakat, Shorkuqe, Osoj,Te Laki, Livadhi i Gjibretës, Përsllina, Mugjolltë e Bardha, Mugjolltë e Djegta, Te Kalaja, Kodra e Loçit, Kepi i Tafës, Fusha e Kishës, Ara Sefë Bardhit, Kodra Dushkit, Livadhet, Fusha e Shullanit, Arat e Vorreve, Fusha Madhe, Gjuri Muxhull Bardhë, Fusha e Nërmeme, Ugari, Shpella, Shpella e Kepave, Kepi i Mirë, Laki, Ledinat e Lakit si dhe Ara Ali Sinës, Hurdhat, Bunari Demës, Lugi Kishës, Ara Ramizit, Shpati, Ara Ali Shitit, Ara Stanit, Fusha e Dimcës, Ogradat, Kolibet, Luigi Keq, Bregi, Vakafi, Rovishta, Stanet e Vetra, Kepi Breshkave.
Një karakteristikë tjetër për këtë vendbanim është edhe mbiemri ,,Suma’’ i cili është i përhapur në këtë vendanim, por që në folklor e ka kuptimin ,,maje kodre’’, ndoshta nga burimi latinisht ,,majë e lartë ’’(summa) apo me një kuptim tjetër, kësaj radhe ushtarak ,,autoritet, komandë e lartë ”( summa autoritas).[104]
Nëse sot e vështrojmë shtrirjen gjeografike të këtij vendbanimi, në pjesën lindore të tij, krejt ngjitas me fshatin, është një kodër e lartë dhe në kuptimin luftarak kjo kodër është strategjike, andaj në këtë vendbanim, në kohën e Perandorisë Romake është e mundur të jetë vendosur edhe një legjion romak, prej kah edhe mund të rrjedh mbiemri Suma. Kur merret parasysh edhe fakti tjetër i ekzistimit të kalasë në afërsi të këtij vendbanimi, forcohet ideja se ky fshat është i banuar që në kohën e Perandorisë Romake.

---

[103] Po aty, fq.88
[104] Terezina Suma ,,Familja Suma” Florimont 2003, fq.4

Mbiemrin Suma e hasim edhe në vendet tjera të gjeografisë shqiptare, herë si kryefamiljar, herë si zyrtar kishtar katolik si Mikel Suma.

**Fshati Seçishtë**

Fshati Seçishtë është një vendbanim i vjetër dhe deri më tani bëhet e ditur se ka jetuar në këto vende: Në Katunin e vjetër apo në Vorba, në Kalungjer ( Kalun Gjera)[105] dhe aty ku jetojnë sot. Gjurmët e këtij vendbanimi janë që nga koha romake dhe këtë e vërtetojnë reliktet e ndryshme, jo vetëm që janë gjetur në të kaluarën, por edhe sot. Ky vendbanim përmendet në të gjitha defterët e Perandorisë Osmane dhe në regjistrimin e vitit 1452 kishte 16 shtëpi, në vitin 1468 kishte 13 shtëpi, në defterin e vitit 1544 kishte 17 shtëpi, ndërsa në defterin e vitit 1568 kishte 16 shtëpi[106]. Është i regjistruar edhe në sallnamet e Vilajetit të Kosovës të vitit 1893, 1896, 1900[107]. Në vitin 1900 kishte 36 shtëpi dhe të gjitha ishin muslimane[108].

Nga mbiemrat që janë të shumë dhe karakteristikë për këtë fshat, shquhet edhe mbiemri Preni, i cili mund të rrjedh nga hyjnesha ilire Shën Prena e si rrjedhojë e kësaj, edhe kisha e vjetër e këtij fshati mund të jetë e Shën Prenës.[109]

Krahas të tjerëve, për këtë fshat ka shkruar edhe gjeografi Jovan Trifunoski, i cili thotë se një familje (Tahiri) në këtë fshat, para se islamizoheshin, ka pasur emrin katolik Marku dhe gjithashtu përmend një familje tjetër e cila mbante emrin e Nur Gjokës. Shkruan se po në këtë fshat janë gjetur relikte që nga koha e periudhës romake, por nuk e përmend mikrotoponimin më rëndësi në këtë fshat si Tuma e Arës së Paunit, tuma të cilat janë karakteristike për ilirët.

---

[105] Kalun Gjera mund të jetë themeluesi i këtij vendbanimi, Trifunovski e evidenton në formën Kalungjere, më vonë i sllavizuar Kallugjerica

[106] Dr. Jusuf Osmani ,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku" fq. 85

[107] Po aty, fq.85

[108] Jovan Trifunoski ,,Kaçaniçka klisura'' fq. 73

[109] Burimi: Ramadan Asllani

Nëpër defterët turk të viteve të ndryshëm, për fshatin Seçishtë kemi hasur në këto emra karakteristikë:
Prodani është i biri i Markos, Bogdani i biri i Nikollës, Jovani i biri i Prodanit, Nikolla i biri Mic(es), Prodani i biri i Çerepit, Dabizhivi i biri i Vuksanit.



Shtizë lufte[110] dhe sfera nga argjila, të gjetura në fshatin Seçishtë, të cilat janë përdorur për shtrirjen e penjëve ne vek[111]

Të gjithë emrat veçse janë shtjelluar më lartë pos emrit Dabizhiv i ortodoksuar i cili është i biri i Vuksanit, ndërsa në Veshallë të Tetovës, Dabizhivin ortodoks e gjejmë në formën, Dabizhivi dhëndër i Gjonit, ndërsa në Lubeten të Shkupit, Jovani është i biri i Gjergjit.
Në regjistrimin e vitit 1568 jepet edhe një e dhënë e rëndësishme ku thuhet se fshati Seçishtë ishte timar i Duralit i cili ishte i biri i Topgji Sarugjës,
Mikrotoponimet në fshatin Seçishtë:
Kepi i Madh, Kepi i Përcit, Kepi i Shipes,Vathi i Partallit, Usoj i Maces, Vorba, Te Kisha , Tuma e Arës së Paunit, Te Mullijtë, Te Bunartë, Trap, Llokë, Te Kepi i Limanit, Te Guri i Peshkit, Buxhak, Elbore, Te Ara e Imerit, Korrize, Te Tre Kufijtë, Uji i

---

[110] Burimi: Bidajet Kalisi, Seçishtë, 2015
[111] Burimi: Zelqif Bardhi, 2014

Bardhë, Ledinat e Malit të Zi, Prroi i Kalungjerës, Prroi i Rezhancës, Ara e Azemit, Usoji i Visë, Kodra e Brahimit si dhe[112] , Kajnaki i Ahmetit Dautit, Rrafshe, Te Rrahi, Kalanxheret e Epra e t`Poshtra, Llakat e Epra e t`Poshtra, Peura, Katunvake e Tokës, N`Lak t`Greçanit, Kodra e Lecit, Gallaria, Gjollt e Mdhoja, Tri Gallari n`Kallanxhere, Braka, Vathi i Muslis, Udha e Lakit, Kroi i Shelnës, Kodra e Shullanit, Lugi Beramit, Kodra e Pashës



Monedha të gjetura në mes të fshatit Seçishtë dhe fshatit Kryenik[113]

**Fshati Guranë**

Njëri ndër vendbanimet me rëndësi studimi në trevën e Hanit të Elezit është edhe fshati Guranë.

Në kërkimet tona shkencore ky vendbanim dokumentohet më 1348, në diplomën e perandorit Dushan, ku *Goranca* përmendet si një feud kishtar[114] Struktura morfologjike e këtij emërvendi është një emër i prejardhur, i formuar nga baza *gor*- dhe prapashtesat –*an* dhe, -*cë*, duke sajuar ojkonimin *Gorancë*, një formim sllav. Fjalëforma në fjalë ka *temë* dhe dy *prapashtesa, Ff = T + prap. +*

[112] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri

[113] Burimi: Hajrulla Thaçi, 2015

[114] Ramadan Asllani ,,Aspekti morfo-strukturor e semantic I ojkonimeve të Kaçanikut'' punim magjistrature fq.50

*prap.: GORan/ce.* Në këtëpamje, tema *GORa*, jep kuptimin e apelativit *oronimik, "mal-i",* e cila e zgjeruar me *–an krijon GORan*, atë "*të malësorit".* Nëse e shikojmë në formën *Gurançe*, siç del i regjistruar më 1893 në Sallnamet, atëherë kemi një strukturë tjetër gjuhësore, me bazë shqipe *gur-* dhe mjetet fjalëformuese, prapashtesat *–an* dhe *–çe, (Ff = T + prap. + prap).: GURan/çe.*

Kjo fjalëformë tani na shpie në një bazë tjetër, po ashtu të një apelativi shqip, *GURi*. Sido që të jetë, në të dy rastet është përbërje e *temës* dhe e dy *prapashtesave (Ff = T + prap. + prap.): GUR-+-an-+-çe.*[115]

Për vendbanimin e Guranës në defterin e vitit 1467 hasim këto emra karakteristikë:

Martini i Cilashit(ose Hilashit), Stepani i Martinit, Belo i Martinit, Bogdani i Gjonit, Çerepi i Dhimitrit, Venko i biri i Gjurashit. Ndërsa në defterin e vitit 1568, në fshatin Guranë gjejmë emrin Stojku ( ortodoks) se është i biri i Gjonit( katolik), ndërsa Kola është i Gjurës, Veloja i Gjonit, Marku i Gjonit, etj dhe pavarësisht se ky fshat ishte i përzier edhe me popullsi sllave, nëpër defterët e tillë gjejmë gjurmët e vijimësisë sonë iliro-dardane-shqiptare.

Në regjistrimin e vitit 1568 fshati Guranë kishte 72 shtëpi dhe me të ardhura vjetore prej 10 mijë akçeve.

Mikrotoponimet e fshatit Guranë:

Kodra e Bardhë, Kodra e Madhe, Hurdhat, Kepi i Gjugjës, Livadhi i Selmanit, Te Kisha, Kodra e Rezhancës, Te Kisha e Rezhancës, Te Vathi i Vilës, Zhedeni i Vogël, Rrafshet, Kodra e Dublorit, Te Ara e Hoxhës, Ara e Ukës, Ara e Ivanit, Kodra e Dy Dardhave, Te Çeshmja, Kozarnik, Qerenac, Fusha e Mitrës, Kodra e Kokës, Pojatishta, Mollarekë si dhe[116] Zhedeni Vogël, Pojata, Kafagjak, Çeshmja e Hajdutit, Kodra e Restanit, Shpeshtak, Hurdha, Takllim, Kepi Keq, Qarkuvec, Botë e Kuqe, Gjolltë,

[115] Po aty, fq.50

[116] Mikrotoponime të mbledhura nga Fadil Curri

Kepi i Skenerit, Kepi i Qireqit, Kodra e Vilës, Vathi i Isakit, Uji i Ftoftë, Tupulishte, Mllaka, Gollarnik.

**Gjurmët antroponimike në hapësirën shqiptare, por që përmenden edhe në trevën e Hanit të Elezit**

Në hulumtim të antroponimeve nëpër regjistrimet turke, përkatësisht osmane që i gjetëm për trevën e Hanit të Elezit i përballëm ( për krahasim) edhe me gjetjet tjera antroponimike në hapësirën shqiptare, sepse pjesa nuk mundë të ekzistojë jashtë tërësisë dhe konstatuam se:

Sipas Mark Krasniqit[117], tash në Junik ekziston familja shqiptare me llagap Stepanët, por edhe me emrin Nenko quheshin shqiptarët[118]

Nëse Gjergji, Gjoni, Nusha etj. kan qenë shqiptarë, atëherë kuptohet se edhe vëllezërit e tyre Branko, Radiçi, Bozhidari, Dimitri[119] , shqiptarë ishin. Edhe në trevën tonë si Milo i biri i Gjinit në Kotlinë, Gjergji i Vlkslavit në Kovaçec, Vladimiri i Stepanit në Nikoc, Stepani i Nikollës në Dërmjak, Martini i Cilashit në Guranë, Bogdani i Gjonit po në Guranë, Prodani i Çerepit në Seçishtë, Bogdani i Dhimitrit në Paldenicë, Mile i Gjurashit në Pustenik, Radovani i Ugleshit(Ukleshit) po në Pustenik si dhe Gjura i Radoshit e Dape i Prodanit po në të njëjtin fshat, Nikolla i Vasilit në Vërtomicë dhe Stanisha i biri i Gjonit në Rezhancë, argumentojnë kontinuitetin etnik të popullsisë shqiptare në trevën e Hanit të Elezit.

Emrat si Vuksan, Bozhidar, Bozhë, Gjurë, Nikë, Nikollë, Bogdan, Millosh etj. edhe sot mund të dëgjohen ndër shqiptarët katolikë në Rrafsh të Dukagjinit, thotë Mark Krasniqi në librin e tij ,, Lugu i Baranit’’[120]duke dhënë një sqarim domethënës edhe për emrin Stepan, i cili gjendet pothuajse në çdo fshat të trevës sonë, për të

---

[117] Mark Krasniqi vdiq në vitin 2015
[118] Mark Krasniqi ,, Lugu i Baranit’’, Prishtinë 1985, faqe 59
[119] Mark Krasniqi,, Lugu i Branit”, Prishtinë 1985, faqe 80
[120] Faqe 60.

cilin Mark Krasniqi thotë se ky llagap ekziston edhe sot në Junik[121].

Të dhënat historike vërtetojnë se emrat sllavë në dokumentet mesjetare nuk tregojnë vetvetiu edhe përkatësinë etnike të personave përkatës, sepse emrat sllavë kanë pasur edhe shumë shqiptarë,... dhe kjo ka arsyet e veta[122] dhe se kisha ortodokse serbe në Kosovë në kohën e sundimit turk kishte autorizime të mëdha nga sulltani mbi të gjithë të krishterët, prandaj edhe mbi katolikët[123]. Në të njejtën kohë, fshatari ishte pronë e thjeshtë e huaj, bujkrob i kishës e i shtetit[124] dhe me atë veprohej si mos më keq.

Nëse kryefamiljari bart emër karakteristikë për shqiptarët, të afërmit e tij, i ati apo i vëllai bartin emra të huaj sllavë, krejt kjo dëshmon se **këta emra të paktë karakteristikë për shqiptarët kishin mbetur si relikte pas një procesi të ushtruar me shekuj drejt braktisjes së emrave të tillë nga popullata shqiptare, proces që ishte tani duke perënduar**[125].

Pra, në shënimet kadastrale të Defterit osman të vitit 1467-1468 emrat e fesë katolike ndër shqiptarë si një vijëmësi e Ilirisë i hasim në fazën përfundimtare, si relikte, para se të ortodoksoheshin përfundimisht dhe kjo vërehet qartë në regjistrimin e kryefamiljarëve të atij viti.

Për të bërë krahasime dhe për të vërejtur se si ishte gjendja edhe në rrethet e tjera të trevës së Hanit të Elezit, të vitit 1467-1468, krahas fshatit Kotlinë, Nikoc, Gjergjedell e Kovaçec të Kaçanikut që i shkruam më lartë dhe, po të zgjerohemi në formën e rrathëve koncentrikë, i gjejmë këto relikte antroponimike: Gjin Arnauti, Tetovë, Gjura i biri i Gjonit, fshati Varvara,Tetovë, Bojo i biri

[121] Po aty faqe 59.
[122] Mark Krasniqi,, Lugu i Beranit" Prishtinë 1985, faqe 52
[123] Po aty, faqe 52,53.
[124] Po aty, faqe 23.

[125] Dr. Muhamet Tërnava ,,Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XIV- XVI" Prishtinë, 1995 faqe 56

Gjonit, Gjoni i Dimitrit, në fshatin Shemshovë, Tetovë, Dragi i biri i Metos dhe Gjoni i vëllau i tij në Gjepçishtë të Tetovës. Pejo i biri i Gurgurit, Tetovë, Kallugjeri i vëllau i Gjonit, Gostivar, Gjoni i biri i Gjergjit, Gostivar, Gjon Arnauti, Tetovë, Nikolla vëllau i Gjerasimit, Tetovë, Gjoka, Arnauti, Nikolla, djali i Gjonit, Tetovë, Brajko i Zgurit, në fshatin Trebosh të Tetovës, Gjini i Nikollës, Vëshallë të Tetovës, Mite i biri i Gjonit, Veshallë, Tetovë, Zguri i Gjergjit, Veshallë, Rale i Gjonit, Veshallë, Stepani i Gjonit, Veshallë, Bogdani i Stepanit, Veshallë, Pop Dabizhivi dhëndërr i Gjonit , Veshallë, Radomiri i Gjergjit, Veshallë të Tetovës. Stepani i Gjonit fshati Palaticë, Tetovë, Radoshi i Gjonit, Palaticë, Tetovë, Ivani i Gjonit, Zhernovjan, Gostivar, Dako Arbanasi, Bogovinë, Tetovë, Stepani i Gjurashit, Palqishtë, Tetovë, Nikollë Arnauti, Leunovë, Gostivar, Gjurashi i Bogdanit, Vratnicë, Gjoni i Gjergjit, Pozhoran, Gostivar, Petrushi i vëllai i Gjergjit, Gostivar, Kolë Shuri dhe i biri i tij Gjoni në Gastivar, etj.

Gjithnjë duke „udhëtuar'' me rrathët koncentrikë të trevës së Hanit të Elezit, në qytetin e Shkupit, në regjistrimin e vitit 1568 gjejmë këto emra karakteristikë: Nikollë Zaharija, Radosh Nikolla, Dhimitër Nikolla, Gjin Kuni, Gjon Dino, Jan Todori, Jani Jorgo, Nesho Gjergji, Stepan Latini, Gjin Doda, Jani Argjiro, Jani Qirijazi, Sotir Mano, Gjin Sari, Durak Skenderi, Nikolla Pano, Gjuro Konstandini, etj.

Gjith këta emra kryefamiljarësh nga vendbanimet e rrethit të dytë dhe tretë, që e rrethojnë gjeografikisht trevën e Hanit të Elezit, e të cilët i kemi marrë po nga Defteri i vitit 1467-1468 e disa edhe nga viti 1568, ndihmojnë në sqarimin, kuptimin dhe krahasimin e emrave të krishterë katolikë që u evidentuan në Defterin e atij viti.

Viti 1467, vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit, shikuar nga këndi religjioz, i gjen të krishtera, ndërsa myslimani i parë evidentohet në fshatin Gjergjedell dhe emri i tij është Mahmud.[126]

Në vitin 1544 Vërtomica kishte 13 shtëpi të krishtera dhe 1

[126] Defter turk i vitit 1467/68

myslimane [127] , ndërsa në vitin 1568 në fshatin Dërmjak evidentohet edhe një familje myslimane [128] dhe pas këtij viti, përhapja e fesë muslimane në trevën e Hanit të Elezit merr dinamikën e saj.



Shtëpi e vjetër në fshatin Paldenicë[129]

[127] Dr. Jusuf Osmani,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku'', Prishtinë 2004, faqe161

[128] Dr. Jusuf Osmani ,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku", Prishtinë 2004, faqe 91

[129] Shtëpia e Hajdin Dernjanit në Lagjen e Jasharëve



Shtëpi e vjetër te Bushët e Poshtëm[130]



Pamje e brendshme e një shtëpie në Lagjen e Dacve të Puseve të Nikës

[130] Burimi:QRTK-Gjilan

**Numri i shtëpive në vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit gjatë shekujve XV e XVI**

Edhe më lart kemi shkruar për numrin e shtëpive të vendbanimeve të trevës së Hanit të Elezit gjatë shekujve XV-XVI, por për t`i sheshuar më mirë, po i paraqesim edhe në formën tabelare dhe të dhënat i morëm nga Defterët turk dhe nga libri i Dr. Jusuf Osmanit ,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku''

Në regjistrin e vitit 1452, fshatrat e trevës së Hanit të Elezit kishin këtë numër shtëpish :

| |
|---|
| Paldenica kishte 30 shtëpi |
| Kriveniku kishte 18 shtëpi |
| Rezhanca kishte 18 +10 shtëpi |
| Pusteniku kishte 50 shtëpi |
| Dërmjaku 19 + 18 = 37 shtëpi ( dy Mëhalla) |
| Goranca kishte 74 shtëpi |
| Neçavci kishte 43 shtëpi |
| Seçishta kishte 16 shtëpi |
| Vërtomica kishte 13 shtëpi |

Nga ky tabelar kuptojmë se në regjistrimin e këtij viti, nuk është përmendur fshati Dimcë dhe nuk mund të vërtetojmë se a ka ekzistuar ky vendbanim në këtë vit, ndërsa i njëjti fshat në defterin kadastral të Vilajetit Vëllk të vitit 1455 është i evidentuar dhe ka 3 shtëpi. Kurse fshati Laç, si çdo herë, është brenda zonës kadastrale të Pustenikut.

Që të hulumtojmë lëvizjet dhe ndryshimet e numrit të shtëpive nëpër dekada, përdorim metodën krahasuese për të mësuar se cili fshat nëpërkohë u rrit, e cili vendbanim u shua dhe për këtë trajtesë, morëm një distancë kohore 92 vjeçare, pra nga viti 1452 e deri në vitin 1544 dhe gjejmë këtë gjendje:

| |
|---|
| Paldenica 11 shtëpi |
| Kriveniku 27 shtëpi |
| Rezhanca 25 shtëpi |
| Pusteniku nuk ka shënime |

| | |
|---|---|
| Dërmjaku | 50 shtëpi |
| Goranca | 78 shtëpi |
| Seçishta | 17 shtëpi |
| Vërtomica | 13 shtëpi, 1 muslimane |
| Dimca | nuk ka shënime |
| Neçavci | 45 shtëpi |

Nga kjo tabelë vërejmë se numri i shtëpive në vendbanimin Paldenicë reduktohen nga 30 që kishte në vitin 1452, në 11 shtëpi në vitin 1544. Kriveniku rritet për 9 shtëpi, Rezhanca rritet për 8 shtëpi, Goranca rritet për 4 shtëpi, Dërmjaku rritet për 13 shtëpi, Neqavci rritet për 2 shtëpi, Seçishta për 1 shtëpi, ndërsa Vërtomica ruan të njejtën gjendje, por evidentohet 1 familje muslimane.

Kur bëjmë një krahasim tjetër kohor, ndërmjet vitit 1544 dhe 1568, pra të një periudhe 24 vjeçare, në fshatrat e kësaj treve gjejmë këtë gjendje faktike :

| | |
|---|---|
| Paldenica, | 10 shtëpi, fshati zvogëlohet për 1 shtëpi |
| Kriveniku, | 17 shtëpi,fshati zvogëlohet për 10 shtëpi, |
| Rezhanca, | 25 shtëpi dhe ruan të njejtën gjendje |
| Pusteniku | nuk ka shënime |
| Dërmjaku, | 32 shtëpi,1 muslimane,fshati zvogëlohet për 18 shtëpi |
| Goranca , | 72 shtëpi, fshati zvogëlohet për 6 shtëpi |
| Neçavci, | 32 shtëpi,fshati zvogëlohet për 13 shtëpi |
| Dimca, | nuk ka shënime |
| Seçishta, | 16 shtëpi,fshati zvogëlohet për 1 shtëpi |
| Vërtomica , | 3 shtëpi,zvogëlohet për 10 shtëpi |

Për jo më shumë se 116 vjet lëvizjet demografike gjatë atyre viteve shihen se nuk janë të vogla. Ne nuk i dimë kushtet, rrethanat dhe arsyet se pse në regjistrimin e këtij viti (1568) bie numri i shtëpive, përkatësisht kryefamiljarëve. Gjithashtu nuk

dimë se ku u tretën kryefamiljarët e tjerë. Çka ndodhi me pjesën e mbetur dhe si u bë kalimi në fenë islame e të ngjashme?
Një gjë mbetet e qartë, se vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit janë të vjetra. Viti 1400 i gjen fuqishëm të konsoliduara dhe me pasuri të theksuar, që do të thotë se është dashur të kalojë një kohë shumë më e gjatë derisa një vendbanim të ketë 20 shtëpi, 30 apo 50 sosh.



Pllakë arkeologjike e shekullit III të e.s. e zbuluar në fshatin Paldenicë në vitin 1995



Shtyllë guri e gjatë 1 metër e 20 cm, e gjetur në vendin e quajtur,,Te Kisha'' në fshatin Paldenicë



Gdhendje në guri në formën e Illyricum sacrumit[131] i gjetur në fshatin Laç.

[131]Burimi: Isa Mulaj ,,Sacrum" nga gjuha latine i thonë ashtit më të madh në trupin e njeriut që gjendet në pjesën e mesme të trupit, ose pjesës që lidh trupin me këmbët. Në anatomi sot e quajmë "legeni" ose "kompliku". E ka formën e trekëndëshit dhe në formë simbolike paraqitet si trekëndësh. Me trekëndësh simbolikisht është paraqitur mashkulli, ndërsa me trekëndëshin në pozitë të kundërt femra. Kur bashkohen të dy trekëndëshet ose mashkulli dhe femra, na jep këtë figurë



Rrip - brezore, e zbukuruar në teknikën millefiori një teknikë e veçantë e punuar në qelq



Monedha të ndryshme të gjetura në fshatin Paldenicë[132]



[132] Burimi: Ilir Dernjani, Paldenicë

Dielli [133] si simbol jete, mirësie, dashurie, paqe, ngrohtësie: Gdhendje guri në Kalanë e Shkupit si dhe gdhendje guri(djathtas) në një varr musliman në fshatin Paldenicë



[133] Sipas arkeologut Dedë Palokaj, gdhendja me thepat majtas është bërë në kohë lufte, kurse gdhendja me thepat djathtas janë gdhendur në kohën kur s`ka pasur luftë.

Relikte nga një varr gruaje, të gjetura nga Hebib Thaçi në korrikun e vitit 2013 në fshatin Paldenicë

**Pjesëtarë të nacionaliteteve të tjera të regjistruar në defterët turko-osman të vitit 1467/1468**

Është e natyrshme që njerëzit dhe familjet e ndryshme gjatë historisë të lëvizin, përkatësisht të migrojnë prej një vendi në vendin tjetër dhe këto migrime i përcaktojnë faktorë të ndryshëm e mbi të gjitha fuqia e sunduesit. Megjithatë, me migrimet e tyre, ata u ndikuan nga rrethi tjetër ku jetonin, morën dhe dhanë zakone, adete, kulturë dhe gjëra të tjera jetësore.

Gjithnjë duke iu referuar defterëve turko-osmanë, historianëve dhe hulumtimeve të tyre shkencore nëpër vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit, krahas popullsisë dardano-arbanase, janë evidentuar edhe një numër krejtësisht i vogël i nacionalitetit serb, për të cilët nuk dihet as nga erdhën e as nga shkuan. Andaj, nacionalitetin serb në defterin turk të vitit 1467/68 në vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit e gjejmë kësisoji:

Në fshatin Paldenicë e gjejmë të evidentuar serbin me emrin Debrash, ndërsa në Puset e Nikës evidentohet dy, njëri me emrin Vlajço dhe tjetri me emrin Radisllav, kurse në rrethinën e trevës së Hanit të Elezit, e që sot bëjnë pjesë në komunën e Kaçanikut, si në fshatin Kotlinë e gjejmë të evidentuar si Radiq, ndërsa në fshatin Gjergjedell është i evidentuar me emrin Brajko[134]dhe këtu përfundon e vërteta e tyre. Nuk përjashtohet mundësia që këtyre trevave, gjatë shekujve që po i trajtojmë, të kenë jetuar edhe familje bullgaro-maqedonase dhe vllehe ose njëkohësisht të kenë jetuar të përziera dhe kjo nuk shqetëson as kohën në të cilën po shkruajmë e as pjesën e historisë që ka kaluar, por siç thotë Dr. Muhamet Tërnava ,, **kjo situatë në atroponiminë e banorëve të Kaçanikut dhe të rrethinës së tij, na mundëson, që popullatën shqiptare ( gjatë mesjetës) ta kërkojmë jo vetëm ndër kryefamiljarë me emra karakteristikë shqiptarë, por edhe**

[134] Dr. Muhamet Tërnava ,, Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XIV-XVI'' , Prishtinë 1995, fq.246 dhe Defteri turk i vitit 1467/68

**ndër kryefamiljarët me antroponime sllave dhe të krishtera**’’ dhe ky është objektivi kryesor i këtij hulumtimi shkencor.

**Cilët ishin „arnautët serbë” në këto treva**?

Kemi shkruar më lartë se nëpër rrugëtimin tonë historik nëpër shekuj një pjesë e shqiptarëve pësuan ,,shortime’’ të ndryshme dhe kjo përmban një të vërtetë historike, pavarësisht sa e dhembshme është ajo. Nën trysni të ndryshme, e mbi të gjitha nga gjuha dhe administrata e pushtetit, një pjesë e shqiptarëve autoktonë u konvertuan jo vetëm në aspekt religjioz, por edhe në aspekt kombëtar. Ata nëpërmjet fesë ortodokse edhe u shkombëtarizuan qoftë në serbë, qoftë në bullgarë apo maqedonas dhe sot nuk e ndjejnë vehten me rrënjën e vet prej kah kanë ardhur. Shembujt e tillë nuk janë të pakët dhe në hulumtimin antroponimik të emrave të tyre gjejmë vijën iliro-dardane-shqiptare si: familja Palevski-**Pali**, **Pal**evët, Llatinovski-**Llatini**, Luloviq-**Luli**, Kojçinoviq-**Kojçinaj**, Kajstorovski-**Kastori**, **Xhepi**qi, **Lot**ovët, **Buj**ovët, **Komnen**ovët, **Kol**evët, **Mark**ovët, **Shijak**ovët, **Sheg**manovët, **Çelik**ovët, **Gjin**ovët, **Gjak**ovët, **Kukun**ët[135], etj.( Më gjerësisht shih librin,, Lubanci i Skoposkoto Crnogorie’’ të autorit Bojko Stojanovski). Të gjithë këto familje jetojnë në Shkup dhe fshatrave të Karadakut të Shkupit e të cilët një pjesë e tyre deklarojnë se janë me prejardhje prej fshatrave të trevës së Hanit të Elezit. Të gjithë këto iliro-dardanë e arbanaso-shqiptarë në mesjetën e vonshme kishin marrë një rrugë krejtësisht tjetër, rrugën e asimilimit dhe historia e re maqedonase i mori në ,,pronësi’’ të tyre duke i quajtur,,maqedonas’’, ndërsa historia e serbëve duke i quajtur ,,serbë’’! Këto trungje apo vëllezëri familjare, që edhe sot jetojnë në vendbanime të ndryshme në Shkup dhe Karadak të Shkupit, janë ata që turku i quante ,, arnautët serbë’’.

Për fakt historik, nga rrënjët iliro-dardane të humbura nëpër kohë, sjellim një pjesë të shkrimit të Ljupço Palevskit me prejardhje nga fshati Paldenicë i trevës së Hanit të Elezit, tani me vendbanim në

[135] Bojo Stojanovski ,,Lubanci i skopskoto crnogorie’’, Shkup,1994

Shkup, shkrim i datës 22 shkurt 2008, botuar në Agjencinë e Lajmeve ,,Kosovapress" të Prishtinës, me titull:

"**Njohja e parë e pavarësisë së Kosovës nga Maqedonia"**

,,... Derisa po shkruaja këtë përjetim timin për Kosovën e pavarur, derisa merakosem se sa do të më fyejnë bashkëkombasit e mi nëse e lexojnë këtë që e kam shkruar, derisa më rikujtohen rrëfimet e gjyshit tim se mbiemrin tim Palevski e kam nga origjina ime nga fshati Paldenicë (Palivodenicë) në afërsi të Kaçanikut, më së shumti më shqetëson se a do të kenë sukses maqedonasit e mi të kundërshtojnë manipulimet dhe inxhinjeringun medial kundër kosovarëve, përçka po harxhohen shumë para në më të dashurën time Maqedoni. Me shpresë për një të ardhme shumë shekullore dhe evropiane të Maqedonisë sime dhe vendit fqinj Kosovës si shtet i ri, unë Ljupço Palevski , shtetas i Republikës së Maqedonisë, që nuk qaj kokën për qëndrimet e pjesës së shumicës ose cilindo qoftë vendi të BE-së, sot, menjëherë dhe pa asnjë kusht e njoh Kosovën, si një fqinj i imi i ri dhe i mirëseardhur ''.[136]

[136] Burimi: Kosovapress, Prishtinë, data 22 shkurt 2008

**Patronimet në trevën e Hanit të Elezit**

Në zbërthim të antroponimisë së një territori të caktuar, krahas etnonimeve, toponimeve, mikrotoponimeve, hidronimeve, fitonimeve e zoonimeve një rol të rëndësishëm padyshim se luajnë edhe patronimet.

Në rrjedhë të kësaj, megjithatë, ne e kemi vështirë që të përcaktojmë kohën se kur në trevën e Hanit të Elezit filluan të përdoren mbiemrat familjarë, por që ata kanë një histori të lashtë kjo nuk vehet në dilemë.

Çdo patronim në trevën e Hanit të Elezit, ka rëndësinë e tij, ka etnogjenezën e vet dhe secili patronim ekzistues meriton një trajtim të gjithanshëm dhe të veçantë.

Në fshatin Paldenicë kanë ekzistuar dhe ekzistojnë dy familje të mëdha dhe si patronime hasim dy mbiemra themeltar: Çupi e Dernjani, ndërsa më vonë edhe një lagje me emrin Ramuka. Këto patronime ekzistojnë edhe sot, por meqë në këtë fshat kanë migruar edhe familje të fshatrave përrreth, tani kemi edhe shumë patronime të tjera si: Krasniqi, Bela, Thaçi, Vila, Asotiqi, Laçi, Curri, Lika e Loku.

Në fshatin Neçavc kemi dy patronime:Vila dhe Topojani dhe tanimë këto familje janë të shtrira në Han të Elezit dhe në lagjen e Ujit të Thartë.

Në fshatin Vërtomicë kemi patronimin: Krasniqi e Doshlaku dhe një pjesë e këtyre familjeve, tani banojnë në fshatin Paldenicë dhe në Han të Elezit.

Në fshatin Dërmjak kemi patronimin Curri dhe kjo familje i takojnë një fisi dhe nuk ka patronime të tjera brenda këtij vendbanimi.

Në fshatin Dimcë kemi patronimet: Suma, Shiti e Mici.

Në fshatin Puset e Nikës kemi më shumë patronime pasiqë fshati është i ndarë në më shumë lagje: Bushi, Daci, Ballazhi e Brava.

Në fshatin Laç kemi patronimin Laçi, Beça e Reqi.

Në fshatin Guranë kemi patronimet: Kaloshi, Berisha, Lusjani, Vila, Kryeziu, Brava, Dernjani.

Në fshatin Rezhancë kemi këto patronime: Bajramaliu, Huneli, Rexhallari e Hasallari, ndërsa në vendbanimin e Meliqëve kemi patronimin Maliqi.
Në fshatin Kryenik kemi patronimet: Thaçi, Krasniqi, Berisha, Qajani.
Në fshatin Seçishtë kemi shumë patronime si: Luri, Shkreta, Kuka, Preni, Kalisi, Fida, Dibrani, një pjesë e të cilëve shtrihen edhe në Lagjen e Re.
Vendbanimi i Hanit të Elezit është i banuar me banorë të fshatrave që kanë migruar në këtë qytetzë dhe njëkohësisht bartin edhe patronimet e vendbanimeve të fshtrave për rreth.
Patronimet që ekzistojnë në trevën e Hanit të Elezit i hasim edhe në vendbanimet tjera në trevat shqiptare si në Maqedoni, Kosovë e Shqipëri.
Në një hulumtim mbi patronimet që bëra në vitin 2012, më rezultoi se familja Çupi ka prejardhje nga fisi Thaç dhe patronimin e kësaj familje e gjejmë edhe në vendet tjera të etnikumit shqiptarë si në Shkup, Kërçovë, Gostivar, Ohër, Veles, Grykë të Llapushnikut, Gajrak (Malishevë), Bishtazhin (Gjakovë), Prizren, Burrel, Thumane, Vorë, Lis i Burrelit, Bulqizë, Bathore, Fush-Krujë, Shkodër, Pukë, Mirditë, Gojan, Kushnen, Tiranë, Kalimash, në Fan të Mirditës etj.
Si familja Çupi, një shtrirje të ngjajshme e kemi edhe të patronimeve të tjera si Curri, Krasniqi, Berisha, Shkreta, Suma, Ballazhi, Laçi dhe është e paqëndrueshme teza serbo-sllave se këto vende janë të populluara nga shqiptarët pas vitit 1700 kur dihet fakti se në trevën e Hanit të Elezit, familja Curri, (në formën Cur Curani, Arbanas) përmendet edhe në Krisobulat e Deçanit që në shekullin e XIV, pastaj antroponimi Gjurkë Arbanasi që në shekullin XVI.
Një tjetër karakteristikë që i shquan patronimet e trevës së Hanit të Elezit është se mbiemrat janë kryesisht dy rrokësh si: Lu-ri, Bu-shi, Da-ci, Çu-pi, Pre-ni, La-çi, Cu-rri, Shkre-ta, Vi-la, Mi-ci, Shy-ti, Su-ma, por ka edhe tre rrokësh si Der-nja-ni, Be-ri-sha,

Lus-nja-ni dhe analizuar nga këndi dialektor, treva e Hanit të Elezit ka të folmen e kosovarishtes së gegërishtes verilindore.
Disa mbiemra në trevën e Hanit të Elezit, bartin emrat e fisit që i takojnë si; Krasniqi, Berisha, Thaçi e Sopa. Disa të tjerë kanë prejardhje nga fusha e zoonimeve si Daci, ( Dac i bardhë, i zi) , Çupi ( që i ka veshët e shkurtër ose nuk ka brirë fare, dele çupe, dash çup), ose Curr, (dash curr, që i ka veshët të vegjël ose të prerë), disa patronime vendbanimi si Dibrani, Vila, Topojani, Laçi, Luma, disa nga pjesët trupore, si Huneli, disa nga emri i stërgjyshit si Ram+Uka, disa nga bimët si Lisi, (Kah + Lisi), Fida, (Fida+an), disa mbiemër cilësor, si Shkreta, disa si Der+jan , të cilët meritojnë një studim të mëtejmë shkencor.

Përmbajtja



Literatura e konsultuar:

Zef Mirdita ,,Antroponimia e Dardanisë në kohën romake'' Prishtinë 1981
Dr.Gaspër Gjini,, Ipeshkvia Shkup-Prizren nëpër shekuj'' 1992
Dr. Gaspër Gjini ,, Martirët e Karadakut''
Dr. Jahja Drançolli,, Kontinuiteti iliro-arbëror në arealin e Kosovës'' versioni PDF

Feri Arifi ,,Tanusha në rrjedhat e historisë'', Tetovë 2015
Dr. Muharrem Cërabregu ,,Gjeo dhe Hartolinguistika, Hartografia II'' Prishtinë 1990.
Dr. Muhamet Tërnava ,, Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XIV-XVI ", Prishtinë, 1995
Skender Rizaj ,, Kosova gjatë shekujve XV, XVI, XVII" Prishtinë 1982
Dr. Muhamet Tërnava ,,Kaçaniku me rrethinë deri në Luftën e Dytë Botëror'', Prishtinë 1995
Mr. Tefik Raka ,, Kaçaniku me rrethinë 1912-1918'', Prishtinë 1998
Dr. Skender Rizaj ,, Shqiptarët dhe serbët në Kosovë'', Prishtinë 1991
Mark Krasniqi ,,Lugu i Baranit", Prishtinë 1985
Dr. Jusuf Osmani ,, Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku", Prishtinë 2004
Emrush Dernjani ,, Hani i Elezit me rrethinë'', Prishtinë 2001
Fadil Curri ,, Hani i Elezit leksikor me frazeologji'', Shkup 2013
Arkivi komunal i komunës së Hanit të Elezit
Ramadan Asllani ,,Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut'', punim magjistrature 2008, versioni PDF
Selami Pulaha,, Defteri i regjistrimit të Sanxhakut të Shkodrës i vitit 1485" Tiranë 1974, versioni PDF
Defterin turk të vitit 1467/68 në gjuhën maqedone
Defterin turk të vitit 1568/69 në gjuhën maqedone
Kraište Isa-Bega Ishakoviča, 1455, versioni PDF
Oblast Brankoviča, 1455, versioni PDF
Kim Mehmeti ,,Shkupi", 2011
Studime albanologjike, Shkup
Sckupi, Shkup
Jovan Trifunoski,, Kačanička klisura'', 1948, verzioni PDF
Jovan Trifunoski,, Albansko stanovništvo u Makedoniji'', 1988
Bojko Stojanovski ,, Ljubanci i Skopskoto Crnogarie'', 1994, Shkup

Atanasije Uroševiq ,,O Kosovu” versioni PDF
Milan Šuflaj,, Srbi i Arbanasi’’, versioni PDF
Branislav Nušiq ,, Kosovo-opis zemlje i naroda”, verzioni PDF
Terezina Suma ,,Familja Suma’’ Florimont, 2003
Muhamet Reka & Sevdije A. Shehu ,, Hebib Shehu-një jetë për Kaçanikun dhe Kosovën’’, Kaçanik 2013
Skënder Gashi,, Kërkime onomastike-historike për minoritete të shuara e aktuale të Kosovës’’, Prishtinë 2015
Fadil Raka ,, Areali gjuhësor i Kaçanikut’’, Prishtinë 2004
Shaban Çupi ,,Historiku i xhamive dhe shkrimeve mbivarrore në trevën e Hanit të Elezit’’ 2009
Robert D. Kaplan,,Fantazma e Ballkanit’’, Tiranë 2011
Mixhait Pollozhani ,,Mozaik Arkeologjik’’, Shkup 2001
Milan Shuflaj,, Histori e shqiptarëve të veriut’’, Prishtinë 2009
Dr. Drita Statovci,, Kërkime etnografike, Prishtinë 1988
Instituti Albanalogjik i Prishtinës,,Gjurmime albanologjike’’ (folklor dhe etnologji ) 20-1990, Prishtinë 1991
Mark Krasniqi ,, Nga gurra e traditës”, Prishtinë 1991
QRTK,, Trashëgimia kulturore e rajonit të Gjilanit’’. Gjilan 2016
Burime nga interneti



**Shaban Çupi** është i lindur në vitin 1961 në fshatin Paldenicë, komuna e Hanit të Elezit. Ka të kryer Fakultetin e Edukimit dhe në arsim punon nga viti 1980. Është dy herë i burgosur politik dhe ka mbajtur 6 vite burg. Është përjetues i masakrës në burgun e Dubravës në majin e vitit 1999. Ka qëndruar në këto burgje: Gjilan, Prishtinë, Lypjan, Gurakoc, Dubravë dhe në burgun e Nishit në Serbi.

Deri më tani ka botuar këto libra:

1. *Nga gjaku i tyre rrjedh liria*, poemë
2. *Gafurr Loku 1949-1999*
3. *Shënime në kohë të mugëllt*
4. *SHKA,,Sharri" në Han të Elezit*
5. *Jatakët e lirisë*
6. *Gjurmime etnografike në trevën e Hanit të Elezit*
7. *Shkolla popullore shqiptare në fshatin Paldenicë*, me bashkautor
8. *Trashëgimia kulturore në trevën e Hanit të Elezit* me bashkautor
9. *Historiku i xhamive dhe shkrimet mbivarrore në trevën e Hanit të Elezit*
10. *Gafurr Loku në kthetrat e UDB-së*, dramë
11. *Buzëqeshje lirie*, poemë kushtuar dëshmorit Gafur Luma
12. *Veprimtaria poetike e grupit letrar,,Luigj Gurakuqi'' 1991-1993 në trevën e Hanit të Elezit*
13. *Nositët e lirisë*, poemë kushtuar dëshmorëve të Hanit të Elezit
14. *Rrëfimet e Elez Hanxhiut*, tregime
15. *Gafur Luma*-kujtime e dëshmi, monografi

